92 Nuk do ta arrini, o besimtarë shpërblimin e as pozitën e atyre që bëjnë mirësi, derisa të dhuroni për Rrugën e Allahut atë pasuri që ju e doni më shumë. Sado që të jepni, pak apo shumë qoftë, Allahu i di të gjitha qëllimet dhe veprat tuaja dhe çdonjërin do ta shpërblejë për punën që ka bërë.
93 Të gjitha ushqimet e dobishme kanë qenë të lejuara për Bijtë e Izraelit, përveç atyre që vetë Jakubi ia kishte ndaluar vetes para se të zbriste Teurati. Pra, nuk është ashtu siç pretendonin hebrenjtë se ndalimi i tyre ka qenë në Teurat. Thuaju, o i Dërguar: “Silleni Teuratin dhe lexojeni, nëse keni të drejtë në këto që po pretendoni.” Ata shtangën dhe nuk e bënë diçka të tillë. Ky është një shembull që tregon se si hebrenjtë shpifnin në lidhje me Teuratin dhe ndryshonin tekstin e tij.
94 Pasi është sqaruar e Vërteta se ishte Jakubi ﷺ ai që ia bëri haram vetes së vet disa gjëra e jo Allahu, pas kësaj, kush trillon në emër të Allahut gënjeshtër, i bën dëm vetvetes, sepse braktis të Vërtetën, pasi ajo u është argumentuar.
95 Thuaj, o i Dërguar: “Allahu thotë të Vërtetën për Jakubin ﷺ dhe për çdo gjë që Ai e ka shpallur dhe e ka bërë ligj. Prandaj ndiqeni fenë e Ibrahimit ﷺ, sepse ai ishte larg çdo feje tjetër përveç Islamit dhe nuk i shoqëronte Allahut askënd e asgjë.
96 Shtëpia e parë e ndërtuar në Tokë për njerëzit, me qëllim adhurimin e Allahut, është ajo që është në Mekë. Ajo është Shtëpi e Bekuar, me dobi të shumta fetare dhe jetësore e është vend udhëzimi për të gjithë botët.
97 Në lidhje me këtë Shtëpi ka fakte dhe shenja të dukshme, që tregojnë për vlerën dhe rëndësinë e saj, siç janë ritualet dhe vendet e shenjta në të. Prej këtyre shenjave është edhe guri, mbi të cilin ka qëndruar Ibrahimi, kur ai ndërtonte murin e Qabes. Kushdo që hyn në territorin e saj, i largohet frika dhe nuk ndihet i kërcënuar. Prandaj është e detyruar për njerëzit që kanë mundësi, t’ia vënë synim vetes që, për hir të Allahut, të vizitojnë Shtëpinë e Shenjtë, që të kryejnë Haxhin. Kush e mohon këtë domosdoshmëri, le ta dijë se Allahu është Jonevojtar për atë jobesimtar dhe mbarë krijesat.
98 Thuaju, o i Dërguar: “O ithtarë të Librit (të mëparshëm), hebrenj dhe të krishterë. Përse i kundërshtoni Argumentet e qarta në lidhje me Vërtetësinë e Profetit ﷺ, ato Argumente, me të cilat erdhi Teurati dhe Ungjilli?! Allahu është Mbikëqyrës i kësaj që bëni dhe Dëshmitar mbi ju dhe ka për t’jua dhënë atë që ju meritoni.”
99 Thuaju, o i Dërguar: “O ithtarët e Librit (të mëparshëm), hebrenj dhe të krishterë! Përse e pengoni prej fesë së Allahut atë njeri që i beson Atij? Përse kërkoni devijimin e fesë së Allahut nga e Vërteta tek e pavërteta? Përse kërkoni që pasuesit e saj t’i humbni prej së Vërtetës, ndërkohë që ju jeni dëshmitarë për Vërtetësinë e kësaj feje, sepse ajo vërteton atë që është në librat tuaj të shenjtë?! Por Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj asaj që ju bëni, mohimin dhe pengimin tuaj nga rruga e Tij. Ai ka për t’jua dhënë atë që meritoni për këtë.
100 O ju që keni besuar Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij! Nëse u bindeni ithtarëve të Librave të mëhershëm, judenj a të krishterë, në atë që thonë dhe pranoni pretendimet e tyre për të vërteta, ata kanë për t’ju kthyer në mosbesim për shkak të smirës së tyre dhe humbjes në të cilën ndodhen.


الجزء الرابع | ٦٢ | سورة آل عمران

لَن تَنَالُوا۟ ٱلْبِرَّ حَتَّىٰ تُنفِقُوا۟ مِمَّا تُحِبُّونَ ۚ وَمَا تُنفِقُوا۟ مِن شَىْءٍ
فَإِنَّ ٱللَّهَ بِهِۦ عَلِيمٌ ٩٢ ۞ كُلُّ ٱلطَّعَامِ كَانَ حِلًّا لِّبَنِىٓ
إِسْرَٰٓءِيلَ إِلَّا مَا حَرَّمَ إِسْرَٰٓءِيلُ عَلَىٰ نَفْسِهِۦ مِن قَبْلِ أَن تُنَزَّلَ
ٱلتَّوْرَىٰةُ ۗ قُلْ فَأْتُوا۟ بِٱلتَّوْرَىٰةِ فَٱتْلُوهَآ إِن كُنتُمْ صَٰدِقِينَ
٩٣ فَمَنِ ٱفْتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ ٱلْكَذِبَ مِنۢ بَعْدِ ذَٰلِكَ فَأُو۟لَٰٓئِكَ
هُمُ ٱلظَّٰلِمُونَ ٩٤ قُلْ صَدَقَ ٱللَّهُ ۗ فَٱتَّبِعُوا۟ مِلَّةَ إِبْرَٰهِيمَ حَنِيفًا
وَمَا كَانَ مِنَ ٱلْمُشْرِكِينَ ٩٥ إِنَّ أَوَّلَ بَيْتٍ وُضِعَ لِلنَّاسِ لَلَّذِى
بِبَكَّةَ مُبَارَكًا وَهُدًى لِّلْعَٰلَمِينَ ٩٦ فِيهِ ءَايَٰتٌۢ بَيِّنَٰتٌ مَّقَامُ
إِبْرَٰهِيمَ ۖ وَمَن دَخَلَهُۥ كَانَ ءَامِنًا ۗ وَلِلَّهِ عَلَى ٱلنَّاسِ حِجُّ ٱلْبَيْتِ
مَنِ ٱسْتَطَاعَ إِلَيْهِ سَبِيلًا ۚ وَمَن كَفَرَ فَإِنَّ ٱللَّهَ غَنِىٌّ عَنِ ٱلْعَٰلَمِينَ
٩٧ قُلْ يَٰٓأَهْلَ ٱلْكِتَٰبِ لِمَ تَكْفُرُونَ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ وَٱللَّهُ شَهِيدٌ
عَلَىٰ مَا تَعْمَلُونَ ٩٨ قُلْ يَٰٓأَهْلَ ٱلْكِتَٰبِ لِمَ تَصُدُّونَ عَن
سَبِيلِ ٱللَّهِ مَنْ ءَامَنَ تَبْغُونَهَا عِوَجًا وَأَنتُمْ شُهَدَآءُ ۗ وَمَا ٱللَّهُ
بِغَٰفِلٍ عَمَّا تَعْمَلُونَ ٩٩ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِن تُطِيعُوا۟ فَرِيقًا
مِّنَ ٱلَّذِينَ أُوتُوا۟ ٱلْكِتَٰبَ يَرُدُّوكُم بَعْدَ إِيمَٰنِكُمْ كَٰفِرِينَ ١٠٠

AL-IMRAN | 62 | JUZ 4

**Nga ajetet mësojmë:**

- Hebrenjtë gënjejnë në emër të Allahut dhe të profetëve të Tij. Gënjeshtër qe, edhe pretendimi i tyre se ushqimet që kishte ndaluar më herët Jakubi ﷺ ishin përmendur edhe në Teurat.
- Vendi më i rëndësishëm dhe më i ndershëm për t’u kryer adhurimet është Shtëpia e Shenjtë (Qabja), sepse ajo është Shtëpia e parë e ndërtuar për t’u adhuruar Allahu dhe ka veçori që nuk i ka asnjë vend tjetër.
- Allahu përdor fjalë që tregojnë në mënyrë më të prerë detyrimin e kryerjes së Haxhit, çka e përforcon edhe më shumë këtë detyrë.



[101] Si është e mundur që ta mohoni Allahun, pasi e besuat Atë në fillim, ndërkohë që për ju është Argumenti më i fuqishëm për të qenë të qëndrueshëm në besim, ju lexohen ajetet e Allahut dhe i Dërguari i Tij, Muhamedi ﷺ jua sqaron ato juve? Kush kapet pas Librit të Allahut dhe Sunetit të të Dërguarit të Tij, vërtet që Allahu i ka dhënë sukses që të ndjekë Rrugën e Drejtë, në të cilën nuk ka kthesa.

[102] O ju që keni besuar në Allahun dhe e ndiqni të Dërguarin e Tij! Frikësojuni Zotit tuaj me Vërtetësi, duke ndjekur urdhrat e Tij e duke hequr dorë nga të ndaluarat e Tij, duke e falënderuar për mirësitë e Tij e duke u kapur për fenë tuaj, derisa vdekja t'ju gjejë duke qenë të tillë!

[103] Kapuni fort, o besimtarë, për Kur'ani dhe Suneti e mos bëni ato vepra që ju çojnë në ndarje e grupime! Kujtoni mirësitë e Allahut ndaj jush, kur ju ishit në armiqësi para Islamit, duke u vrarë e luftuar me njëri-tjetrin për shkaqe nga më të voglat, kurse Ai jua bashkoi zemrat në Islam. Kështu, ju, me mirësinë e Tij, u bëtë vëllezër në fe, duke mëshiruar dhe këshilluar njëri-tjetrin. Përpara kësaj, ju ishit në prag të hyrjes në Zjarr, për shkak të kufrit tuaj. Por Allahu ju shpëtoi prej tij nëpërmjet Islamit dhe ju udhëzoi në iman.
Ashtu siç jua sqaroi Allahu juve këtë, ashtu jua sqaron edhe atë që është në dobi të jetës suaj, si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër, në mënyrë që të vazhdoni të jeni në rrugën e së arsyeshmes dhe në rrugën e qëndrueshme.

[104] Le të jetë prej jush, o ju besimtarë, një pjesë e shoqërisë që thërret tek çdo gjë e mirë që e do Allahu, duke urdhëruar për të mirat, të cilat i ka specifikuar feja e që i pranon edhe vetë logjika e duke ndaluar prej të këqijave, të cilat i ka ndaluar feja e që i refuzon edhe vetë logjika. Ata që vishen me këto cilësi, do të jenë zotëruesit e suksesit të plotë në jetën e kësaj bote dhe të Botës Tjetër.

[105] O besimtarë! Mos u bëni si ithtarët e Librit (të mëparshëm), të cilët u përçanë e u bënë parti e grupime, duke kundërshtuar njëri-tjetrin në lidhje me fenë e tyre, edhe sepse u erdhën Argumente të qarta prej Allahut të Lartësuar. Këta do të kenë dënim të madh prej Allahut.

[106] Ky dënim i madh do të bjerë mbi ta Ditën e Gjykimit. Është Dita kur fytyrat e pasuesve të besimit shndrisin nga bardhësia, prej gëzimit dhe lumturisë kurse fytyrat e jobesimtarëve nxihen prej mërzisë dhe dëshpërimit të madh.
Atyre me fytyra të nxira, do t'u thuhet si qortim: "E mohuat Njëshmërinë e Allahut dhe besën që ia patët dhënë Atij- që ju të mos i bënit Atij *shirk*, pasi e kishit vërtetuar dhe pranuar këtë?! Atëherë, vuajeni dënimin e Allahut, të cilin Ai e ka përgatitur për ju, pikërisht për shkak të mohimit tuaj."

[107] Ndërsa ata, që do t'u shndrisin fytyrat nga bardhësia, do të jenë në kopshtet e mirësive përgjithmonë, në mirësi që nuk kanë të sosur e as të ndryshuar.

[108] Këto ajete, që po t'i lexojmë ty o i Dërguar, të cilat përmbajnë premtimin dhe paralajmërimin e Allahut, janë të vërteta në informacion dhe të drejta plotësisht në gjykim. Allahu nuk ia dëshiron askujt prej krijesave padrejtësinë. Dhe Allahu nuk do ta ndëshkojë asnjë padrejtësisht, por vetëm për atë, që ai ka bërë me duart e veta.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Pasimi i dëshirave të ithtarëve të Librit të mëparshëm, çon në humbje dhe në largim nga feja e Allahut të Lartësuar.
- Lidhja e fortë me Kur'anin dhe Synetin dhe kapja fort pas tyre, konsiderohet prej faktorëve më madhorë për të qenë të qëndrueshëm në të Vërtetën dhe të ruajtur nga devijimi dhe përçarja.
- Ndarjet dhe mosmarrëveshjet e sotme, që gjendet në këtë ymet në lidhje me çështjen e besimit janë të ngjashme me ato të pasuesve të Librave të mëparshëm.
- Duhet nxitur kryerja e veprave të mira dhe pengimi nga të këqijat, sepse kështu shpëtohet ymeti dhe bëhet dominues.

وَلِلَّهِ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۚ وَإِلَى ٱللَّهِ تُرۡجَعُ ٱلۡأُمُورُ
١٠٩ كُنتُمۡ خَيۡرَ أُمَّةٍ أُخۡرِجَتۡ لِلنَّاسِ تَأۡمُرُونَ بِٱلۡمَعۡرُوفِ
وَتَنۡهَوۡنَ عَنِ ٱلۡمُنكَرِ وَتُؤۡمِنُونَ بِٱللَّهِۗ وَلَوۡ ءَامَنَ أَهۡلُ
ٱلۡكِتَٰبِ لَكَانَ خَيۡرٗا لَّهُمۚ مِّنۡهُمُ ٱلۡمُؤۡمِنُونَ وَأَكۡثَرُهُمُ
ٱلۡفَٰسِقُونَ ١١٠ لَن يَضُرُّوكُمۡ إِلَّآ أَذٗىۖ وَإِن يُقَٰتِلُوكُمۡ
يُوَلُّوكُمُ ٱلۡأَدۡبَارَ ثُمَّ لَا يُنصَرُونَ ١١١ ضُرِبَتۡ عَلَيۡهِمُ
ٱلذِّلَّةُ أَيۡنَ مَا ثُقِفُوٓاْ إِلَّا بِحَبۡلٖ مِّنَ ٱللَّهِ وَحَبۡلٖ مِّنَ ٱلنَّاسِ
وَبَآءُو بِغَضَبٖ مِّنَ ٱللَّهِ وَضُرِبَتۡ عَلَيۡهِمُ ٱلۡمَسۡكَنَةُۚ ذَٰلِكَ
بِأَنَّهُمۡ كَانُواْ يَكۡفُرُونَ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ وَيَقۡتُلُونَ ٱلۡأَنۢبِيَآءَ
بِغَيۡرِ حَقّٖۚ ذَٰلِكَ بِمَا عَصَواْ وَّكَانُواْ يَعۡتَدُونَ ١١٢ ۞ لَيۡسُواْ
سَوَآءٗۗ مِّنۡ أَهۡلِ ٱلۡكِتَٰبِ أُمَّةٞ قَآئِمَةٞ يَتۡلُونَ ءَايَٰتِ ٱللَّهِ
ءَانَآءَ ٱلَّيۡلِ وَهُمۡ يَسۡجُدُونَ ١١٣ يُؤۡمِنُونَ بِٱللَّهِ وَٱلۡيَوۡمِ
ٱلۡأٓخِرِ وَيَأۡمُرُونَ بِٱلۡمَعۡرُوفِ وَيَنۡهَوۡنَ عَنِ ٱلۡمُنكَرِ
وَيُسَٰرِعُونَ فِي ٱلۡخَيۡرَٰتِۖ وَأُوْلَٰٓئِكَ مِنَ ٱلصَّٰلِحِينَ ١١٤ وَمَا
يَفۡعَلُواْ مِنۡ خَيۡرٖ فَلَن يُكۡفَرُوهُۗ وَٱللَّهُ عَلِيمُۢ بِٱلۡمُتَّقِينَ ١١٥

ربع الحزب ٧



(109) Vetëm Allahut të Lartësuar, Një e të Vetëm, i përket sundimi i gjithçkaje, që është në qiej dhe në Tokë, qoftë në krijim, qoftë në vendime dhe se tek Ai, i Lartësuari, do të jetë edhe përfundimi i çështjeve të çdo krijese, të cilat Ai do t'i shpërblejë sipas meritave.

(110) Ju, o ymeti i Muhamedit ﷺ, jeni ymeti më i mirë ndër të gjithë ymetet që Allahu ka nxjerrë, qoftë për besimin a për veprat tuaja, sepse ju urdhëroni për të mira, të pranuara si të tilla nga feja edhe logjika dhe ndaloni nga të këqijat, të pranuara si të tilla nga feja edhe logjika dhe besoni në Allahun me një besim të vendosur, i vërtetuar nga vepra që bëni.

Sikur ta kishin besuar Muhamedin ﷺ ithtarët e Librit (të mëparshëm) -hebrenjtë dhe të krishterët, do të kishte qenë më mirë për ta, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në jetën e Botës Tjetër.

Një pakicë e ithtarëve të Librit të mëparshëm e besoi mesazhin e Muhamedit ﷺ, por shumica e tyre nuk e ndjekin fenë dhe ligjin e Allahut.

(111) Sado armiqësi të shfaqin kundër jush, ata kurrë nuk do të mund t'ju bëjnë dëm juve, o besimtarë në besimin e në jetën tuaj, përveç ndonjë shqetësimi, që mund t'ju sjellin me gjuhën e tyre, duke ju sulmuar fenë, duke ju përqeshur etj. Madje, edhe nëse ju luftojnë ju, do t'ia mbathin të mposhtur përballë jush e nuk do t'u jepet kurrë ndihmë kundër jush.

(112) Poshtërimi dhe turpi i ndjek pas hebrenjtë kudo që ata janë. Prandaj edhe nuk do të jenë të sigurt, përveç nëse marrin siguri nga Allahu i Lartësuar apo nga njerëzit. Ata e merituan zemërimin e Allahut, nevojën dhe skamjen që ai u çoi. Kjo që i përfshiu, ishte për shkak të mosbesimit të tyre ndaj Ajeteve të Allahut, vrasjeve të profetëve të Tij padrejtësisht dhe për shkak të kundërshtimit dhe tejkalimit të kufijve të vendosur nga Allahu.

Pasi Allahu e sqaroi gjendjen që zotëron te ithtarët e Librit (të mëparshëm), Ai sqaroi edhe gjendjen e një pjese të tyre, që ndoqën të Vërtetën:

(113) Pasuesit e Librit (të mëparshëm) nuk janë të gjithë njëlloj. Prej tyre ka edhe një grup që vazhduan të ndiqnin fenë e Allahut, duke përmbushur urdhrat e Allahut dhe lënë ndalesat e Tij. Ata i recitojnë Ajetet e Allahut në orët e natës, kur i falen Allahut. Ky grup besimtarësh pati qenë para se të dërgohej Muhamedi ﷺ. Prandaj kush e arriti kohën e tij, u bë menjëherë mysliman.

(114) Ata i besojnë Allahut dhe Ditës së Gjykimit me bindje të patundur, porosisin për të mira dhe ndalojnë prej të këqijave si dhe nxisin që të bëhen vepra të mira duke shfrytëzuar kohët më të volitshme për adhurim. Të tillët janë prej robve të Allahut. Qëllimet dhe veprat e tyre janë të mira.

(115) Allahu nuk do t'ua humbë mundin e as nuk do t'ua pakësojë shpërblimin, qofshin shumë apo pak. Allahu është i Gjithëditur ndaj të devotshmëve, ndaj atyre që i zbatojnë porositë e Tij dhe largohen prej ndalesave të Tij. Atij nuk i fshihet asgjë prej veprave të tyre e do t'i shpërblejë ata.

### Nga ajetet mësojmë:

- Ajo që e bën të veçantë këtë ymet dhe më të mirin, pas besimit në Allah është: urdhëron për të mirë dhe ndalon të keqen.
- Allahu i ka poshtëruar ithtarët e Librit (të mëparshëm) për shkak të largimit të tyre nga Rruga e Allahut dhe sepse ata nuk iu përmbajtën premtimeve të tyre.
- Ithtarët e Librit (të mëparshëm) nuk janë njëlloj të gjithë. Ka prej tyre që i zbatojnë urdhrat e Allahut, e ndjekin fenë e Tij dhe nuk i shkelin kufijtë e Tij. Këta do të kenë shpërblimin më të madh të mundshëm. Kjo lidhet me ata që kanë jetuar para se të dërgohej pejgamberi Muhamed ﷺ.




إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ لَن تُغۡنِيَ عَنۡهُمۡ أَمۡوَٰلُهُمۡ وَلَآ أَوۡلَٰدُهُم مِّنَ
ٱللَّهِ شَيۡـٔٗاۖ وَأُوْلَٰٓئِكَ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِۚ هُمۡ فِيهَا خَٰلِدُونَ ١١٦
مَثَلُ مَا يُنفِقُونَ فِي هَٰذِهِ ٱلۡحَيَوٰةِ ٱلدُّنۡيَا كَمَثَلِ رِيحٖ فِيهَا
صِرٌّ أَصَابَتۡ حَرۡثَ قَوۡمٖ ظَلَمُوٓاْ أَنفُسَهُمۡ فَأَهۡلَكَتۡهُۚ وَمَا
ظَلَمَهُمُ ٱللَّهُ وَلَٰكِنۡ أَنفُسَهُمۡ يَظۡلِمُونَ ١١٧ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ لَا تَتَّخِذُواْ بِطَانَةٗ مِّن دُونِكُمۡ لَا يَأۡلُونَكُمۡ خَبَالٗا
وَدُّواْ مَا عَنِتُّمۡ قَدۡ بَدَتِ ٱلۡبَغۡضَآءُ مِنۡ أَفۡوَٰهِهِمۡ وَمَا تُخۡفِي
صُدُورُهُمۡ أَكۡبَرُۚ قَدۡ بَيَّنَّا لَكُمُ ٱلۡأٓيَٰتِۖ إِن كُنتُمۡ تَعۡقِلُونَ
١١٨ هَٰٓأَنتُمۡ أُوْلَآءِ تُحِبُّونَهُمۡ وَلَا يُحِبُّونَكُمۡ وَتُؤۡمِنُونَ بِٱلۡكِتَٰبِ
كُلِّهِۦ وَإِذَا لَقُوكُمۡ قَالُوٓاْ ءَامَنَّا وَإِذَا خَلَوۡاْ عَضُّواْ عَلَيۡكُمُ
ٱلۡأَنَامِلَ مِنَ ٱلۡغَيۡظِۚ قُلۡ مُوتُواْ بِغَيۡظِكُمۡۗ إِنَّ ٱللَّهَ عَلِيمُۢ بِذَاتِ
ٱلصُّدُورِ ١١٩ إِن تَمۡسَسۡكُمۡ حَسَنَةٞ تَسُؤۡهُمۡ وَإِن تُصِبۡكُمۡ
سَيِّئَةٞ يَفۡرَحُواْ بِهَاۖ وَإِن تَصۡبِرُواْ وَتَتَّقُواْ لَا يَضُرُّكُمۡ كَيۡدُهُمۡ
شَيۡـًٔاۗ إِنَّ ٱللَّهَ بِمَا يَعۡمَلُونَ مُحِيطٞ ١٢٠ وَإِذۡ غَدَوۡتَ مِنۡ أَهۡلِكَ
تُبَوِّئُ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ مَقَٰعِدَ لِلۡقِتَالِۗ وَٱللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ١٢١



116 Ata që e mohojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, nuk kanë për t'i shpëtuar as pasuria dhe as fëmijët e tyre. As fëmijët dhe as pasuria nuk ua pengojnë dot dënimin e Tij e as nuk do të mund ta përfitojnë Mëshirën e Tij. Përkundrazi, ata do të jenë shkak që t'u shtohet më shumë dënimi dhe trishtimi. Ata do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

117 Jobesimtarët që japin për bamirësi dhe shpresojnë që të shpërblehen për të, i përngjajnë një stuhie të fortë me breshër, e cila bie mbi të mbjellat e një populli, që i ka bërë dëm vetes nëpërmjet gjynaheve. Stuhia ua prish të mbjellat, ndërkohë që ata prisnin mirësi të mëdha. Ashtu si i prish stuhia të mbjellat, ashtu edhe mosbesimi prish shpërblimin e veprave që ata prisnin. Allahu nuk u bëri atyre padrejtësi – larg qoftë! - por ishin ata që i bënë vetes së tyre padrejtësi për shkak se e mohuan Allahun dhe nuk besuan të Dërguarit e Allahut.

118 O ju që e keni besuar Allahun dhe e ndiqni të Dërguarin e Tij! Mos i merrni për miq të afërt askënd tjetër, përveç besimtarëve, duke iu hapur atyre me çështjet tuaja personale, sepse ata nuk reshtin së kërkuari atë që ju dëmton dhe ju shkatërron, me shpresë se do të gjejnë atë që ju dëmton e ju zë ngushtë. Armiqësia dhe urrejtja e tyre duket që në gjuhën e tyre, duke ju sulmuar për shkak të fesë suaj, duke futur ngatërresa mes jush, si dhe duke ua nxjerrë sekretet tuaja. Urrejtja që mban gjoksi i tyre është edhe më e madhe. Kështu, Ne jua sqarojmë juve Argumentet e qarta, për atë që është në dobinë tuaj, si për këtë botë, ashtu edhe për Botën Tjetër, nëse, vërtet meditoni rreth asaj, që u ka zbritur Zoti juaj.

119 Ja, ju, o besimtarë i doni ata si popull dhe u dëshironi të mirën, ndërsa ata nuk ju duan ju e as nuk ju dëshirojnë të mirën. Ata, madje ju urrejnë, edhe pse ju u besoni të gjithë Librave të shpallur më herët, kurse ata nuk i besojnë Librit, të cilin Allahu ia zbriti të Dërguarit tuaj. Nëse ata takohen me ju, ju thonë vetëm me gojë "Besojmë", por, kur veçohen me njëri-tjetrin, kafshojnë majat e gishtave me hidhërim dhe urrejtje për ju, për arsye të unitetit tuaj, bashkimit në një fjalë, krenarisë islame dhe pozitës së të tyre të ulët.

Thuaju, o i Dërguar, njerëzve të tillë: "Vazhdoni kështu si jeni, derisa të vdisni prej hidhërimit dhe mllefit, sepse Allahu e di se çfarë fshihni në gjoks -besimin apo mohimin, mirësinë apo dashakeqësinë.

120 Nëse ju vjen ndonjë e mirë, si, fitore kundër armiqve apo shtim në pasuri dhe fëmijë, ata i kap dëshpërimi dhe mërzia. Nëse ju godet ndonjë e keqe, si, fitore e armiqve kundër jush, apo pakësim në rrizk dhe fëmijë, kjo i gëzon ata. Megjithatë, nëse ju tregoheni të durueshëm në zbatimin e urdhrave dhe caktimeve të Zotit dhe ia keni frikën zemërimit të Tij ndaj jush, kurthet dhe shqetësimet e tyre nuk kanë për t'ju dëmtuar aspak. Vërtet, Allahu është Mbikëqyrës i kurtheve që ata ngrenë dhe këto kurthe do t'ua kthejë atyre në dështim.

121 Kujto, o i Dërguar, kur ti dole në mëngjes herët prej Medines për të luftuar kundër idhujtarëve pranë malit të Uhudit. Ti fillove, duke u caktuar besimtarëve pikat strategjike për luftë, aq sa secili prej tyre e kishte të qartë vendin e vet. Allahu është Dëgjues i thënieve tuaja dhe i Gjithëditur për punët tuaja.

### Nga ajetet mësojmë:

- Besimtarët e kanë të ndaluar të miqësohen me jobesimtarët dhe t'i konsiderojnë ata miq të afërt e të ngushtë, duke u treguar atyre gjendjen a sekretet e besimtarëve.
- Prej sjelljeve armiqësore të jobesimtarëve ndaj besimtarëve është edhe gëzimi që ata shfaqin kur besimtarëve u bie ndonjë e keqe dhe zemërimi i tyre nëse atyre u vjen ndonjë e mirë.
- Mbrojtja prej kurtheve të jobesimtarëve dhe intrigave të tyre bëhet duke duruar, duke mos shfaqur frikë, pastaj duke ia pasur drojën Allahut dhe duke bërë shkaqet që na bëjnë të fortë dhe sjellin fitoren.



(122) Kujto, o i Dërguar atë që ndodhi me dy grupet besimtare -fiset Benu Selime dhe Benu Harithe, kur u dobësuan e deshën që të tërhiqeshin nga beteja, sepse u tërhoqën hipokritët, por Allahu ishte Ndihmëtar i tyre: I bëri ata qëndrestarë në përballje me armikun dhe ua largoi shqetësimin që kishin. Prandaj vetëm tek Allahu, Një e i Vetëm, le të mbështeten besimtarët në çdo situatë të tyre!

(123) Ju ju ndihmoi Allahu kundër idhujtarëve edhe në luftën e Bedrit, kur ishit të dobët, për shkak të numrit të vogël dhe mospërgatitjes. Prandaj kijani frikën Allahut, duke qenë falënderues për mirësitë e Tij ndaj jush.

(124) Kujto, o i Dërguar, kur ti u the besimtarëve të ishin qëndrestarë, përpara luftës së Bedrit, sepse ata dëgjuan për përforcimet që do t'u vinin idhujtarëve: A nuk ju mjafton, që Allahu t'ju ndihmojë me tre mijë melekë, të zbritur prej Tij, që t'ju mbështesin në luftën tuaj?!

(125) Sigurisht që kjo ishte e mjaftueshme për ju. Por prej Allahut erdhi edhe një përgëzim tjetër: Nëse ju tregoheni qëndrestarë në luftë e ia keni Atij frikën dhe në qoftë se ndodh që armiqve tuaj u vijnë përforcimet me nxitim, përveç numrit të tyre të madh, atëherë, Zoti juaj ka për t'ju ndihmuar me pesë mijë melekë. Ata dhe kuajt e tyre do të kenë shenja dalluese.

(126) Allahu nuk e solli këtë ndihmë dhe këtë përforcim nëpërmjet melekëve për arsye tjetër, përveçse të ishte një lajm përgëzues për ju, në mënyrë që të qetësoheshin me të zemrat tuaja, edhe pse në fakt ndihma e vërtetë nuk varet vetëm në këto shkaqe të dukshme, por ndihma e vërtetë është prej Allahut të Plotfuqishëm, të Cilin nuk mund ta mposhtë askush. Ai është i Urti në caktimin dhe në ligjvënien e Vet.

(127) Me fitoren e arritur në luftën e Bedrit, Allahu deshi që ta shpartallonte një grup prej jobesimtarëve (nëpërmjet luftës) e të mposhtte pjesën tjetër, duke i sprapsur me dështim dhe poshtërim.

(128) Kur i Dërguari u lut kundër udhëheqësve të idhujtarëve për shkatërrimin e tyre, pas asaj që bënë në malin e Uhudit, Allahu iu drejtua me fjalët: "Nuk të përket ty çështja se ç'do të bëhet me ta. Ajo çështje i përket vetëm Allahut. Prandaj, ti vetëm duro, derisa të vendosë Allahu-ose duke u mundësuar atyre që të pendohen e të shpëtojnë, ose duke i lënë që të vazhdojnë në kufrin e tyre e t'i ndëshkojë, sepse të tillët janë, vërtet keqbërës dhe meritojnë dënimin e Allahut.

(129) Allahut i përket gjithçka që është në qiej dhe në Tokë, si në krijimin, ashtu edhe në kontrollin e tyre; kështu që Ai ia fal gjynahet kujt të dëshirojë, me Mëshirën e Vet dhe ndëshkon kë të dojë, me Drejtësinë e Vet. Allahu ua fal gjynahet robve që pendohen dhe është Mëshirues ndaj tyre.

(130) O ju që i keni besuar Allahut dhe e ndiqni të Dërguarin e Tij! Hiqni dorë prej fitimit me anë të kamatës, siç bënin njerëzit e kohës së xhahilijetit. Kijani frikën Allahut, duke i zbatuar urdhrat e Tij dhe duke hequr dorë prej ndalesave të Tij, në mënyrë që të arrini atë që dëshironi prej mirësive të kësaj bote dhe të Botës Tjetër!

(131) Prandaj, vini një mbrojtëse mes jush dhe zjarrit të Xhehenemit, të cilin Allahu e ka përgatitur për jobesimtarët, duke bërë të vepra devotshmërie dhe duke u larguar nga veprat e ndaluara!

(132) Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, duke zbatuar urdhrat e Tij dhe duke hequr dorë prej ndalesave, në mënyrë që t'ju përfshijë Mëshira si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër!

### Nga ajetet mësojmë:

- Duhen përmendur mirësitë dhe fatëkeqësitë, që u bien njerëzve, me qëllim që ata të nxjerrin mësime.
- Arsyet më të mëdha që sjellin, në një luftë, Ndihmën, Mëshirën dhe Butësinë e Allahut ndaj robve të Tij janë: Devotshmëria dhe durimi.
- Tërë çështja i përket vetëm Allahut të Lartësuar. Ai gjykon si të dojë dhe vendos si të dojë, ndërsa besimtari i vërtetë, thjesht ia dorëzon çështjen e vet Allahut të Lartësuar dhe i nënshtrohet vendimit të Tij.
- Gjynahet - përfshirë edhe kamatën - janë nga shkaqet më të mëdha që e rrënojnë njeriun, sidomos në rastet e vështirësive dhe të fatkeqësive.
- Përmendja e ndalimit të kamatës në mesin e ajeteve që flasin për Betejën e Uhudit, tregon se Sheriati Islam është gjithëpërfshirës dhe urdhëresat e tij kanë lidhje me njëra-tjetrën.



133 Prandaj nxitoni e konkurroni për kryerjen e veprave të mira dhe të adhurimeve, që të afrojnë tek Allahu, në mënyrë që të fitoni prej Tij faljen madhështore dhe të hyni në Xhenet, gjerësia e të cilit është sa ajo e qiejve dhe e Tokës dhe të cilin Allahu e ka krijuar vetëm për robtë e Vet të devotshëm.
134 Të devotshmit janë ata që dhurojnë për Rrugën e Allahut, qofshin në gjendje të mirë apo të vështirë, ata që e frenojnë zemërimin e tyre, edhe pse kanë mundësi që të hakmerren dhe ata që tregohen tolerantë ndaj atyre, që u kanë bërë padrejtësi. Allahu i do bamirësit e pajisur me këto virtyte.
135 Këta, edhe nëse bëjnë ndonjë gjynah të madh, apo bëjnë gjynahe të vogla, ata e përmendin Allahun e Lartësuar, duke rikujtuar paralajmërimin e Tij ndaj gjynahqarëve a premtimin e Tij ndaj të devotshmëve dhe, të penduar, i kërkojnë Zotit të tyre që t'ua mbulojë gjynahet si dhe të mos i ndëshkojë, sepse askush tjetër nuk mund t'ua falë gjynahet. Ata nuk këmbëngulin në gjynahe dhe e dinë se janë gjynahqarë dhe se Allahu i fal të gjitha gjynahet.
136 Për këta, që i kanë këto cilësi të lavdëruara, shpërblimi është që Allahu t'ua mbulojë gjynahet dhe t'ua fali ato, ndërsa në Botën Tjetër t'i fusë në Xhenet, poshtë pallateve të të cilëve rrjedhin lumenj dhe aty do të qëndrojnë përgjithmonë. Sa shpërblim i mrekullueshëm është ky për njerëzit që i binden Allahut!
137 Pasi besimtarët u sprovuan në luftën e Uhudit, Allahu iu drejtua atyre duke i ngushëlluar: Edhe ata para jush patën të shkruar përballje me jobesimtarët dhe përfundimi i mirë u takoi besimtarëve. Udhëtoni nëpër Tokë dhe shikoni e nxirrni mësime se si ka qenë përfundimi i atyre që nuk besonin Allahun dhe të Dërguarit e Tij: shtëpitë e tyre mbetën gërmadha dhe pushteti i tyre u zhduk.
138 Kur'ani është sqarues i së Vërtetës dhe paralajmërues i së kotës për mbarë njerëzimin. Ai është orientues në Rrugën e Drejtë dhe kufizues për të devotshmit, sepse vetëm ata përfitojnë nga udhëzimi që ai përmban.
139 Prandaj mos u plogështoni, o besimtarë e as mos u dëshpëroni për atë që ju gjeti në luftën e Uhudit. Ju nuk duhet ta bëni këtë, sepse ju jeni më të lartët, për arsye të besimit tuaj dhe më të lartët, për arsye të ndihmës së Allahut dhe shpresës tuaj te ndihma e Allahut, nëse, vërtet besoni Allahun dhe premtimin e Tij për robtë e Vet të devotshëm.
140 O besimtarë! Nëse keni pësuar lëndime dhe humbje në ditën e Uhudit, atëherë edhe jobesimtarët kanë pësuar lëndime dhe humbje ashtu si ju. Allahu i shpërndan këto ditë mes njerëzve, pa marrë parasysh se janë apo jo besimtarë, duke i dhënë fitoren dhe humbje atij që dëshiron Ai, sipas Urtësisë së Tij absolute. Ndër këto arsye është që të dallohen ata që janë besimtarë nga ata që janë hipokritë. Ndër këto arsye, gjithashtu është që të përzgjedhë dëshmorë kë të dëshirojë nga robtë e Tij. Allahu nuk i do të padrejtët, që heqin dorë së luftuari në Rrugën e Tij.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Nxitja për të konkurruar për vepra të mira, duke përfituar nga mundësia, si dhe shpejtimi në vepra të mira, para se të kalojë koha e tyre.
- Disa cilësi të besimtarëve të devotshëm, që e meritojnë hyrjen në Xhenet, janë: ata japin sadaka në çdo situatë, e frenojnë mllefin dhe zemërimin, i falin njerëzit dhe janë bamirës me çdo krijesë.
- Të shohim historitë e popujve të mëparshëm, për të medituar dhe për të nxjerrë mësime dhe këshilla nga ato.



سُورَةُ آلِ عِمْرَانَ ٦٨ الجُزْءُ الرَّابِعُ

وَلِيُمَحِّصَ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَيَمْحَقَ ٱلْكَٰفِرِينَ ١٤١ أَمْ
حَسِبْتُمْ أَن تَدْخُلُوا۟ ٱلْجَنَّةَ وَلَمَّا يَعْلَمِ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ جَٰهَدُوا۟
مِنكُمْ وَيَعْلَمَ ٱلصَّٰبِرِينَ ١٤٢ وَلَقَدْ كُنتُمْ تَمَنَّوْنَ ٱلْمَوْتَ مِن
قَبْلِ أَن تَلْقَوْهُ فَقَدْ رَأَيْتُمُوهُ وَأَنتُمْ تَنظُرُونَ ١٤٣ وَمَا مُحَمَّدٌ
إِلَّا رَسُولٌ قَدْ خَلَتْ مِن قَبْلِهِ ٱلرُّسُلُ ۚ أَفَإِي۟ن مَّاتَ أَوْ قُتِلَ
ٱنقَلَبْتُمْ عَلَىٰٓ أَعْقَٰبِكُمْ ۚ وَمَن يَنقَلِبْ عَلَىٰ عَقِبَيْهِ فَلَن يَضُرَّ
ٱللَّهَ شَيْـًٔا ۗ وَسَيَجْزِى ٱللَّهُ ٱلشَّٰكِرِينَ ١٤٤ وَمَا كَانَ
لِنَفْسٍ أَن تَمُوتَ إِلَّا بِإِذْنِ ٱللَّهِ كِتَٰبًا مُّؤَجَّلًا ۗ وَمَن يُرِدْ
ثَوَابَ ٱلدُّنْيَا نُؤْتِهِۦ مِنْهَا وَمَن يُرِدْ ثَوَابَ ٱلْءَاخِرَةِ نُؤْتِهِۦ مِنْهَا ۚ
وَسَنَجْزِى ٱلشَّٰكِرِينَ ١٤٥ وَكَأَيِّن مِّن نَّبِىٍّ قَٰتَلَ مَعَهُۥ
رِبِّيُّونَ كَثِيرٌ فَمَا وَهَنُوا۟ لِمَآ أَصَابَهُمْ فِى سَبِيلِ ٱللَّهِ وَمَا ضَعُفُوا۟
وَمَا ٱسْتَكَانُوا۟ ۗ وَٱللَّهُ يُحِبُّ ٱلصَّٰبِرِينَ ١٤٦ وَمَا كَانَ قَوْلَهُمْ إِلَّآ أَن
قَالُوا۟ رَبَّنَا ٱغْفِرْ لَنَا ذُنُوبَنَا وَإِسْرَافَنَا فِىٓ أَمْرِنَا وَثَبِّتْ أَقْدَامَنَا
وَٱنصُرْنَا عَلَى ٱلْقَوْمِ ٱلْكَٰفِرِينَ ١٤٧ فَـَٔاتَىٰهُمُ ٱللَّهُ ثَوَابَ
ٱلدُّنْيَا وَحُسْنَ ثَوَابِ ٱلْءَاخِرَةِ ۗ وَٱللَّهُ يُحِبُّ ٱلْمُحْسِنِينَ ١٤٨

AL-IMRAN 68 JUZ 4

141 Nga këto urtësi është dhe pastrimi i besimtarëve prej gjynaheve të tyre, pastrimi i radhëve të tyre prej dyfytyrakëve, si dhe shpartallimi i jobesimtarëve.

142 A menduat, o besimtarë se do të hyni në Xhenet pa u vënë në sprovë dhe pa u provuar durimi juaj?! A do të hyni në Xhenet pa dalë në pah ata që, vërtet përpiqen për Rrugën e Allahut dhe ata që tregohen durimtarë në sprovat që u bien atyre?!

143 Ju, o besimtarë e donit përballjen me jobesimtarët, që të arrinit gradën e dëshmorit në Rrugë të Allahut, siç e arritën edhe vëllezërit tuaj më parë në luftën e Bedrit, para se të përballeshit me pasojat e luftës dhe ashpërsinë e saj. Ja, ku e patë në luftën e Uhudit me sytë tuaj atë që dëshironit, kur u përhap fjala se i Dërguari i Allahut ﷺ ishte vrarë. Atëherë, Allahu zbriti qortimin e Vet për ata besimtarë që e lanë luftën për shkak të saj, duke u thënë:

144 Muhamedi nuk është tjetër, përveçse një i Dërguar, njëlloj si gjithë të dërguarit e Allahut, që ishin para atij, të cilët ose vdiqën, ose u vranë. Nëse ai vdes a vritet, a do të dezertonit prej fesë suaj dhe a do ta linit xhihadin?! Kush dezerton prej fesë së tij, Allahut nuk i sjell asnjë dëm, sepse Ai është i Plotfuqishëm; dëmin dezertori ia bën vetes së vet, duke humbur në jetën e kësaj bote dhe në Botën Tjetër. Allahu ka për t'u dhënë shpërblimin më të mirë atyre që tregohen falënderues ndaj Tij, duke i bërë të qëndrueshëm në fenë dhe në luftën e tyre në Rrugën e Tij.

145 Çdo i gjallë vdes vetëm me caktimin e Allahut dhe sepse e ka konsumuar kohën që Allahu ia ka shkruar e që ai as nuk mund ta zgjasë e as nuk mund ta shkurtojë. Kush kërkon që, nëpërmjet veprave të veta të arrijë shpërblimin e kësaj bote, Ne do t'ia japim, sipas asaj që i është caktuar, ndërsa në Botën Tjetër nuk do të ketë asgjë. Kush kërkon që, nëpërmjet veprave të veta të arrijë shpërblimin e Allahut në Botën Tjetër, Ne kemi për t'ia dhënë. Ata që janë falënderues të Zotit të tyre, Ne do t'i shpërblejmë me më të madhin shpërblim.

146 Sa e sa profetë të Allahut luftuan bashkë me një numër të madh pasuesish dhe ata nuk iu trembën luftës, kur ajo i përfshiu me vdekjet dhe plagosjet në Rrugë të Allahut. Ata nuk u plogështuan në luftë kundër armikut e as nuk iu përulën atij, por u treguan qëndrestarë dhe durimtarë. Allahu i do durimtarët në kohë të vështira dhe situata të papëlqyeshme gjatë Rrugës së Tij.

147 Fjala e durimtarëve, kur ata përballen me sprova të tilla, është: "Zoti ynë, na i fal gjynahet tona dhe tejkalimin e caqeve të fesë tonë! Na i forco këmbët tona, kur të përballemi me armikun tonë dhe na ndihmo përballë jobesimtarëve!"

148 Atyre Allahu u dha shpërblimin e kësaj jete -fitore dhe forcë dhe shpërblimin e mrekullueshëm në jetën e Botës Tjetër –begatinë e përjetshme të Xhenetit. Allahu i do ata që bëjnë më të mirën në adhurimet dhe marrëdhëniet e tyre.

## Nga ajetet mësojmë:

- Sprovat janë ligj Allahut. Nëpërmjet tyre dallohen ata që përpiqen, që janë të sinqertë dhe që janë të durueshëm, prej të tjerëve, që nuk janë të tillë.
- Përpjekja për hir të Allahut dhe thirrja në Rrugën e Tij, nuk duhet të varet te një person i caktuar, pavarësisht sa është i rëndësishëm dhe me pozitë.
- Jetët dhe vdekjet e njerëzve janë të pandryshuara tek Allahu i Lartësuar. Kujdesi për të jetuar nuk e zgjat jetën, ashtu si guximi e trimëria nuk e shkurtojnë atë.
- Objektivat dhe qëllimet e njerëzve janë të ndryshme. Disa prej tyre dëshirojnë shpërblimin tek Allahu, e disa duan jetën e kësaj bote; secilit prej tyre do t'i jepet ajo që synon dhe për të cilën punon.



يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِن تُطِيعُواْ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ
يَرُدُّوكُمۡ عَلَىٰٓ أَعۡقَٰبِكُمۡ فَتَنقَلِبُواْ خَٰسِرِينَ
١٤٩ بَلِ ٱللَّهُ مَوۡلَىٰكُمۡۖ وَهُوَ خَيۡرُ ٱلنَّٰصِرِينَ ١٥٠ سَنُلۡقِي
فِي قُلُوبِ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ ٱلرُّعۡبَ بِمَآ أَشۡرَكُواْ بِٱللَّهِ
مَا لَمۡ يُنَزِّلۡ بِهِۦ سُلۡطَٰنٗاۖ وَمَأۡوَىٰهُمُ ٱلنَّارُۖ وَبِئۡسَ
مَثۡوَى ٱلظَّٰلِمِينَ ١٥١ وَلَقَدۡ صَدَقَكُمُ ٱللَّهُ
وَعۡدَهُۥٓ إِذۡ تَحُسُّونَهُم بِإِذۡنِهِۦۖ حَتَّىٰٓ إِذَا فَشِلۡتُمۡ
وَتَنَٰزَعۡتُمۡ فِي ٱلۡأَمۡرِ وَعَصَيۡتُم مِّنۢ بَعۡدِ مَآ أَرَىٰكُم
مَّا تُحِبُّونَۚ مِنكُم مَّن يُرِيدُ ٱلدُّنۡيَا وَمِنكُم مَّن
يُرِيدُ ٱلۡأٓخِرَةَۚ ثُمَّ صَرَفَكُمۡ عَنۡهُمۡ لِيَبۡتَلِيَكُمۡۖ
وَلَقَدۡ عَفَا عَنكُمۡۗ وَٱللَّهُ ذُو فَضۡلٍ عَلَى ٱلۡمُؤۡمِنِينَ
١٥٢ ۞ إِذۡ تُصۡعِدُونَ وَلَا تَلۡوُۥنَ عَلَىٰٓ أَحَدٖ ربع الحزب ٧
وَٱلرَّسُولُ يَدۡعُوكُمۡ فِيٓ أُخۡرَىٰكُمۡ فَأَثَٰبَكُمۡ
غَمَّۢا بِغَمّٖ لِّكَيۡلَا تَحۡزَنُواْ عَلَىٰ مَا فَاتَكُمۡ وَلَا
مَآ أَصَٰبَكُمۡۗ وَٱللَّهُ خَبِيرُۢ بِمَا تَعۡمَلُونَ ١٥٣


149 O ju që keni besuar Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij! Nëse ju i ndiqni ata që nuk besojnë - hebrenjtë, të krishterët dhe idhujtarët -në humbjen ku ju thërrasin, kanë për t'ju kthyer ashtu si keni qenë -në jobesimtarë e kështu, ju do të dështonit si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër.

150 Jobesimtarët nuk kanë për t'ju ndihmuar, nëse ju i ndiqnit ata, ndërsa Allahu do jetë Ndihmëtari juaj kundër armiqve. Prandaj ndiqeni Atë, sepse Ai është Ndihmëtari më i mirë dhe kështu, ju nuk do të keni nevojë për dikë tjetër.

151 Ne do të fusim në zemrat e mohuesve frikë të tmerrshme, aq sa të mos kenë mundësi të qëndrojnë përballë jush për të luftuar, për shkak se ata i bënë Allahut ortakë zota, që i adhurojnë sipas dëshirës së tyre, edhe pse lidhur me to nuk kishte asnjë Argument. Vendi i tyre në Botën Tjetër do të jetë vetëm Zjarri. Sa vend i keq është ai zjarr për keqbërësit!

152 Në betejën e Uhudit, Allahu jua mundësoi ndihmën e premtuar kundër armiqve tuaj për sa kohë që i luftuat ata me ashpërsi. Por kjo ndryshoi kur ju u frikësuat dhe u lëkund qëndresa juaj në zbatim të urdhrave të të Dërguarit. Ju ishit në mëdyshje: a të rrinit në pozicionet ku ju kish caktuar i Dërguari apo t'i linit ato për të mbledhur plaçkën e luftës? Dhe pastaj e kundërshtuat urdhrin e të Dërguarit për të qëndruar në pozicionet tuaja, sido që të ishte situata. Kjo ndodhi kur Allahu ju bëri të preknit me njërën dorë atë dëshironit - fitoren kundër armiqve tuaj. Por disa prej jush lakmuan plaçkën e kësaj bote dhe i lëshuan pozicionet e tyre. Ndërsa ata prej jush që dëshironin shpërblimin e Botës Tjetër, qëndruan në pozicionet e tyre të palëkundur, duke ndjekur urdhrin e të Dërguarit. Atëherë Allahu e ndryshoi situatën dhe bëri që armiqtë të mbizotëronin mbi ju, për t'ju vënë në provë e për t'u dalluar besimtarët e qëndrueshëm midis jush nga ata që lëkunden dhe ligështohen shpirtërisht në vështirësi. Allahu ju fali për kundërshtimin e urdhrit të të Dërguarit të Tij. Allahu është Bujar i madh me besimtarët: i përudh ata në besim, ua fal gjynahet dhe i shpërblen për durimin në vështirësi e fatkeqësi.

153 Kujtoni, o besimtarë, kur ju ia mbathët ditën e Uhudit, ngaqë po dështonit për shkak se kundërshtuat urdhrin e të Dërguarit. Askush prej jush nuk e shikonte njëri-tjetrin, ndërkohë që i Dërguari i Allahut ju thërriste nga prapa. Ai ishte mes jush dhe mes idhujtarëve e ju thoshte: "Tek unë, o rob të Allahut, tek unë, o rob të Allahut! Kur Allahu ju shpërbleu për këtë me dhembje e ngushtim për shkak se ju iku ndihma dhe plaçka e luftës, duke ju sjellë pas kësaj edhe një dhembje dhe ngushtim tjetër -atë që u përhap në mesin tuaj se i Dërguari ishte vrarë. Ai jua bërë këtë, që të mos dëshpëroheshit për humbjen e betejës dhe të plaçkës së luftës e as për vdekjet dhe plagët. Kur morët vesh se i Dërguari i Allahut nuk qe vrarë, kjo bëri që t'ju dukej e lehtë çdo keqësi dhe dhembje tjetër. Allahu e di me hollësi atë që bëni ju dhe Atij nuk i fshihet asgjë që është në zemrat tuaja e as nga veprat tuaja.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Është e rrezikshme ndjekja e jobesimtarëve dhe qejfeve të tyre, sepse rezultati i kësaj është dështimi në jetën e kësaj bote dhe në Botën Tjetër.
- Futja e tmerrit në zemrat e armiqve të Allahut është një prej formave të ndihmës së Allahut, me të cilën i mbështet të dashurit e Vet besimtarë.
- Një prej shkaqeve më të mëdha të thyerjes në betejë është lidhja e zemrës me jetën e kësaj bote, lakmia për të fituar plaçkën e saj, si dhe kundërshtimi i urdhrit të komandatit të ushtrisë.
- Një prej Argumenteve që tregojnë vlerën e sahabëve është se Allahu përmendi faljen e tyre pas përmendjes së gabimit të tyre.




(154) Pastaj, pas dhembjes dhe ngushtësisë, Allahu zbriti mbi ju qetësi dhe siguri, duke bërë që një grup prej jush – ata që ishin të bindur në premtimin e Tij – t'i kapte një gjumë i lehtë, për shkak të sigurisë dhe qetësisë në zemrat e tyre. Ndërsa grupi tjetër nuk ndihej i sigurt e nuk e zuri gjumi. Këta ishin hipokritët, të cilët nuk kishin shqetësim tjetër, veç shpëtimit të vetes; prandaj ishin në ankth dhe frikë. Ata kishin një mendim të keq për Allahun- se Allahu nuk do t'i ndihmonte të Dërguarin e Vet dhe robtë e Vet- ashtu siç mendonin njerëzit në kohën e injorancës (para Islamit), të cilët nuk e madhëronin Allahun ashtu si i takonte. Të tillë hipokritë, për shkak të injorancës që kishin lidhur me Allahun, thoshin: "Nuk ishte ideja jonë që të dilnim e të luftonim se, sikur të kishte qenë, nuk do të kishim dalë." Thuaju, o i Dërguar, si përgjigje për ta: "Gjithë çështja është vetëm në dorën e Allahut, Ai cakton si të dëshirojë, gjykon si të dojë; kështu që ishte Ai që e kishte caktuar daljen tuaj."

Hipokritët brenda vetes fshehin dyshime dhe mendime jo të mira, të cilat nuk t'i shfaqin ty, aq sa edhe thonë: "Po të ishte për ne, nuk do ishim vrarë në këtë vend." Thuaju, o i Dërguar, si kundërpërgjigje: "Edhe nëse do të kishit qenë në shtëpitë tuaja, larg vendeve ku ndodhën vrasjet dhe vdekjet, nëse Allahu ia kishte caktuar që të vritej, do të kishte shkuar aty ku ata u vranë. Allahu e caktoi atë veçse që të vinte në provë qëllimet në kraharorin tuaj, duke e ndarë besimin prej hipokrizisë. Allahu është i Gjithëditur për atë që është në gjokset e robve të Vet e Atij nuk i fshihet asgjë.

(155) Vërtet, ata, që ia mbathën, duke ia kthyer shpinën armikut në fushën e betejës e duke përhapur panik, në të vërtetë, ata i bëri shejtani të binin në këtë gabim, sepse u treguan të dobët për shkak të disa gjynaheve që kishin bërë. E në të vërtetë, Allahu ua ka falur atyre këtë ikje. Prandaj as ju, o besimtarë mos u mbani mëri për këtë frikësim që u ndodhi atyre. Vërtet, Allahu është *Mbulues e Falës i gjynaheve (***Gafur***)* ndaj atyre që pendohen e përmirësohen dhe është *i Butë (***Halijm***)* ndaj robve të Vet.

(156) O ju që i keni besuar Allahut dhe ndiqni të Dërguarin e Tij! Mos u bëni si mohuesit hipokritë, që u thoshin të afërmve të tyre, kur njerëzit niseshin në ndonjë udhëtim për të kërkuar rrizk apo për të luftuar, dhe atje vdisnin ose vriteshin: "Sikur ata të rrinin me ne e të mos kishin dalë për rrugë apo të mos kishin luftuar, nuk do të kishin vdekur e as nuk do të ishin vrarë." Allahu e bëri bindje këtë në zemrat e tyre, në mënyrë që t'u shtohet pikëllimi dhe mërzia edhe më shumë në zemrat e tyre. Por, Allahu është i Vetmi që jep jetë dhe vdekje, sipas vullnetit të Vet. Caktimin e Tij nuk mund ta pengojë qëndrimi diku dhe as nuk e shpejton dalja për diku. Allahu vështron atë që bëni ju. Atij nuk i fshihet asgjë që bëni ju dhe Ai ka për t'ju shpërblyer për to.

(157) Nëse do të vriteshit a do të vdisnit në Rrugë të Allahut, o besimtarë, Allahu do t'ju japë një falje të madhe dhe ka për t'ju mëshiruar me Mëshirën e Tij. Kjo është më e mirë se dynjaja dhe çdo mirësi tjetër kalimtare, që kanë banorët e saj.

### Nga ajetet mësojmë:

- Padija në lidhje me Allahun e Lartësuar dhe Atributet e Tij çon në besim të gabuar dhe në zhvlerësimin e çdo vepre të mirë.
- Vdekja është përcaktuar. Atë nuk mund ta sjellë më shpejt as guximi e as trimëria dhe nuk mund ta vonojë as frika e as kujdesi.
- Prej rregullave të pandryshuara të Allahut të Lartësuar janë edhe sprovat ndaj robve të Vet, që të dallohet i miri nga i keqi.
- Pozita më e lartë dhe më e nderuar tek Allahu i Lartësuar është ajo e dëshmorëve në Rrugën e Allahut.



158 Nëse ju vdisni, në çfarëdo gjendjeje qoftë, apo vriteni, tek Allahu i Vetëm do të ktheheni të gjithë, që t'ju shpërblejë për veprat tuaja.
159 Për shkak të Mëshirës së madhe që Allahu tregoi ndaj teje, ti, o i Dërguar ishe i butë në sjelljen tënde me sahabët e tu. Sikur të kishe qenë i ashpër në fjalët dhe veprimet e tua dhe zemërngurë, ata do të ishin larguar prej teje. Prandaj, toleroji ata për mangësitë që kanë në lidhje me të drejtën tënde, kërko falje për ta, kërko dhe mendimin e tyre, nëse diçka duhet diskutuar! Pasi ta kesh vendosur për ndonjë çështje pas konsultimit, atëherë vazhdo me të dhe mbështetju Allahut. Allahu i do ata që mbështeten tek Ai dhe u jep sukses duke i përkrahur.
160 Nëse ju përkrah Allahu me përkujdesjen dhe ndihmën e Vet, askush nuk do të mund t'ju mposhtë, edhe sikur të mblidheshin kundër jush të gjithë banorët e Tokës. Nëse Ai nuk ju ndihmon e ju lënë t'i mbështeteni vetes tuaj, atëherë askush nuk do mund t'ju ndihmojë, sepse ndihma është vetëm në Dorën e Tij, të Vetmit. Prandaj vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët dhe jo tek askush tjetër!
161 Nuk ka ndodhur kurrë që një profet të mashtrojë për të përvetësuar diçka prej plaçkës së luftës, përveç asaj që Allahu ka përcaktuar për të. Kush mashtron që të përvetësojë diçka prej plaçkës së luftës, do të ndëshkohet duke u turpëruar Ditën e Gjykimit, duke ardhur përpara gjithë njerëzve i ngarkuar me atë që ka përvetësuar. Pastaj, secilit do t'i jepet shpërblimi i merituar për atë që ka bërë- pa iu pakësuar asgjë e pa iu bërë padrejtësi – duke i ndëshkuar më shumë, apo shpërblyer më pak nga ajo që meritojnë.
162 Nuk janë të barabartë tek Allahu ai që ndjek atë që sjell kënaqësinë e Allahut - imanin dhe veprat e mira- me atë që mohon Allahun dhe bën vepra të këqija, i cili do të përballet me zemërimin e ashpër të Allahut dhe vend do të ketë Xhehenemin. Sa kthim i keq dhe sa vend i keq që është ai!
163 Ata janë në pozita të ndryshme tek Allahu, si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër. Allahu është Vështrues i asaj që bëjnë ata. Atij nuk i fshihet asgjë dhe do ta shpërblejë secilin për atë që ka bërë.
164 Allahu i bekoi besimtarët dhe u dhuroi mirësi, kur dërgoi mes tyre të Dërguarin nga gjiri i tyre, që t'u lexojë Kur'anin dhe t'i pastrojë prej idhujtarisë dhe sjelljeve të shëmtuara, duke u mësuar atyre Kur'anin dhe Synetin, ndërkohë që përpara se të dërgohej ky profet, ata ishin në humbje të qartë, lidhur me udhëzimin dhe rrugën e drejtë.
165 Vallë, meqë juve, o besimtarë, ju përfshiu e keqja e humbjes në luftën e Uhudit, ku u vranë disa prej jush e kur u goditët dyfish prej armiqve tuaj, krahasuar me të vrarët dhe pengjet e luftës së Bedrit, ju thatë: "Nga na erdhi neve kjo, ndërkohë që ne jemi besimtarë dhe i Dërguari i Allahut është mes nesh?!" Thuaju, o i Dërguar: "Ajo që ju goditi, erdhi për shkakun tuaj, që u përçatë dhe kundërshtuat të Dërguarin. Allahu është i Plotfuqishëm për gjithçka. Ai ndihmon kë të dëshirojë dhe poshtëron kë të dëshirojë."

**Nga ajetet mësojmë:**

- Fitorja e vërtetë vjen prej Allahut të Lartësuar. Ai është i Plotfuqishmi, që nuk luftohet, Triumfatori që nuk mposhtet.
- Nuk do të jetë e njëjtë gjendja e atij që në këtë botë ndjek udhëzimin e Allahut, duke punuar me të, me gjendjen e atij që e refuzon dhe e konsideron të gënjeshtërt këtë udhëzim. Nuk do të jenë të njëjta as pozitat e tyre në Botën Tjetër.
- Të këqijat dhe vështirësitë vijnë si rezultat i gjynaheve. Ato mund të jenë, gjithashtu, sprovë dhe ngritje gradash për njeriun. Por Allahu i fal dhe e anashkalon shumicën e gjynaheve.



166 Ato që ju ndodhën juve, si vrasjet, plagosjet dhe humbja në luftën e Uhudit, kur ushtria juaj u ballafaqua me ushtrinë e idhujtarëve, ndodhën me lejen e Allahut dhe caktimin Tij, sipas Urtësisë absolute, në mënyrë që të dilnin në pah besimtarët e sinqertë.

167 Por ashtu, do të dilnin në pah edhe hipokritët. Kur u thanë atyre: "Luftoni në Rrugë të Allahut, apo mbrohuni, duke shtuar pjesëmarrjen përkrah myslimanëve!", ata u përgjigjën: "Sikur ta dinim se do të kishte luftë, do t'ju kishim ndjekur, por ne nuk po shohim ndonjë luftë." Në ato momente, ata ishin më afër shenjave të kufrit sesa të besimit të tyre. Ata shprehnin me gjuhë atë që nuk ishte në zemrat e tyre. Allahu di edhe më shumë se çfarë fshehin ata në gjoks e për këtë, ka për t'i ndëshkuar.

168 Ata u tërhoqën nga lufta dhe u thanë të afërmve të atyre, që u goditën në luftën e Uhudit: "Nëse ata do të na ndiqnin ne e nuk do kishin dalë për të luftuar, nuk do të ishin vrarë. Thuaju, o i Dërguar, si kundërpërgjigje: "Atëherë, largojeni vdekjen prej jush, kur ajo t'ju vijë, nëse keni të drejtë në atë që pretendoni -pra, nëse do t'ju ndiqnin ju, nuk do ishin vrarë, apo se shkaku i shpëtimit tuaj nga vdekja ishte mosdalja për të luftuar në Rrugën e Allahut."

169 Mos mendo, o i Dërguar se ata që u vranë në Rrugë të Allahut janë të vdekur; përkundrazi, ata janë të gjallë, në një jetë të veçantë, pranë Zotit të tyre, në Banesën e Nderimit të Tij, midis mirësive të ndryshme, të cilat nuk i di kush përveç Allahut.

170 Ata janë të gëzuar e të kënaqur me atë që ua ka mundësuar Allahu prej Bujarisë e Mirësisë së Vet dhe e përgëzojnë njëri-tjetrin me ardhjen edhe e të tjerëve, të cilët ende nuk u janë bashkuar, por që nëse vriten në xhihad, edhe ata do të arrijnë mirësinë e tyre e nuk do të ketë më për ta as frikë dhe as nuk do të mërziten për të mirat që nuk i arritën në dynja.

171 Përveç këtyre, ata janë të gëzuar edhe për shpërblimin e madh që i pret prej Allahut, edhe për diçka tjetër edhe më të madhe se ai, sepse Allahu i Lartësuar nuk ua humb shpërblimin atyre që i besojnë Atij, por ua jep shpërblimin plotësisht, madje edhe duke ua shtuar.

172 Ata që iu përgjigjën thirrjes së Allahut dhe të Dërguarit të Tij, për të dalë përsëri për të luftuar në Rrugë të Allahut e për t'u përballur me idhujtarët në luftë, në *Hamraul Esed*, - e cila vijoi menjëherë pas luftës së Uhudit, pasi plagët e marra në luftën e Uhudit nuk i penguan aspak që t'i përgjigjeshin thirrjes së Allahut dhe të Dërguarit të Tij - ata prej tyre që vepruan fisnikërisht dhe ishin të kujdesshëm në ndjekjen e udhëzimeve të Allahut dhe në largimin prej asaj që Ai e kishte ndaluar, do të kenë shpërblim të madh nga Allahu, i cili është Xheneti.

173 Kur disa nga idhujtarët u thanë atyre: "Kurejshët, nën udhëheqjen e Ebu Sufjanit janë bashkuar kundër jush me ushtri të shumta, për t'ju zhdukur përfundimisht, prandaj ikni e mos u përballni me ta", kjo fjalë vetëm sa ua shtoi edhe më shumë besimin dhe frikën e sinqertë nga Allahu, si edhe bindjen në premtimin e Tij. Ata dolën për t'u përballur me ta, duke thënë: "Na mjafton Allahu i Lartësuar, sepse Ai është më i Miri e tek Ai mund ta dorëzojmë çështjen tonë."

### Nga ajetet mësojmë:

- Prej ligjeve të pandryshueshme të Allahut të Lartësuar ndaj robve të Vet është që t'i sprovojë, në mënyrë që të dallohen besimtarët e vërtetë prej hipokritëve dhe të njihet i sinqerti prej gënjeshtarit.
- Lufta në mbrojtje të Rrugës së Allahut është madhështore dhe dëshmorët në këtë Rrugë kanë pozitë të lartë dhe shpërblim të madh nga Allahu i Lartësuar.
- Falë kontributit që dhanë me veten dhe pasurinë e tyre në Rrugën e Allahut të Lartësuar sahabët kanë vlerë të lartë dhe pozitë të lartë si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër.



174 Kështu, pas daljes në vendin Hamraul Esed, ata u kthyen me shpërblim të madh prej Allahut, ngritje në pozitë dhe shpëtim prej armikut, pa u prekur nga vdekja dhe as nga plagët (ngaqë armiqtë u tërhoqën dhe nuk dolën për luftë). Ata bënë atë që e kënaqte Allahun sepse iu bindën të Dërguarit të Allahut dhe nuk e kundërshtuan Atë. Allahu është Zotëruesi i mirësisë së madhe për robtë e Vet besimtarë.

175 Në fakt, ai që ju donte t'ju frikësonte ishte shejtani, duke ju trembur nëpërmjet ndihmësve dhe përkrahësve të vet. Prandaj mos u frikësoni prej tyre, sepse ata nuk kanë as mundësi e as fuqi për këtë, por frikësojuni vetëm Allahut, të Vetmit, duke iu përkushtuar Atij, nëse jeni besimtarë të vërtetë të Tij.

176 Mos u dëshpëro, o i Dërguar nga ata hipokritë, që nxitojnë te mohimi, si dezertorë në çastet e fundit, sepse ata nuk do të arrijnë t'i bëjnë dëm Allahut aspak, por do të dëmtojnë vetëm veten e tyre, duke u larguar prej besimit tek Allahu dhe nënshtrimit ndaj Tij. Allahu, nëpërmjet poshtërimit dhe mosdhënies sukses atyre, dëshiron që ata të mos marrin asgjë prej mirësive të Botës Tjetër e të kenë një dënim të madh në Zjarr.

177 Ata që zgjedhin mosbesimin në vend të besimit, nuk do t'i bëjnë dëm Allahut në asgjë, por dëmtojnë veten e tyre, sepse në Botën Tjetër do të kenë dënim të dhembshëm.

178 Ata që mohojnë Zotin e tyre dhe tregohen kokëfortë ndaj fesë së Tij, të mos mendojnë se mosdëshkimi i menjëhershëm dhe jetëgjatësia është në dobi të tyre. Çështja nuk është ashtu si e mendojnë ata. Ne po i lëmë që t'i shtojnë edhe më shumë gjynahet, që ata të kenë një dënim poshtërues.

179 Nuk është prej Urtësisë së Allahut që t'ju lërë ju, o besimtarë kështu siç jeni -të përzier me hipokritët, pa i ndarë ata prej jush e pa i treguar besimtarët e vërtetë. Ai ju ndan nëpërmjet detyrimeve dhe sprovimeve të ndryshme, që të dallohet ai që është besimtar i mirë prej atij që është hipokrit i keq. Nuk është prej Urtësisë së Allahut që t'ju nxjerrë në shesh të fshehtat, që të bëni dallimin mes besimtarit dhe hipokritit, sepse Allahu zgjedh kë të dëshirojë vetëm prej të dërguarve të Vet që t'i tregojë disa prej këtyre fshehtësive, siç i tregoi të Dërguarit të Vet Muhamedit ﷺ, se kush ishin hipokritët. Prandaj, vërtetojeni besimin tek ndaj Allahu e tek i Dërguari i Tij, sepse nëse do të besoni me të vërtetë e do t'i frikësoheni Allahut, duke i zbatuar urdhrat e Tij e duke iu shmangur ndalesave të Tij, ju do të keni shpërblim të madh nga Allahu.

180 Ata, që tregohen dorështrënguar me mirësitë që Allahu u ka dhuruar me Bujarinë e Tij, duke mos e dhënë atë që Allahu e ka bërë detyrim, të mos mendojnë se kjo është në dobi të tyre; përkundrazi, kjo është në dëm të tyre, sepse ajo pasuri që nuk japin do t'u mbështillet në qafë Ditën e Gjykimit si dënim. Vetëm Allahut, Një e të Vetëm, do t'i mbesin trashëgim gjithçka që është në qiej dhe në Tokë. Ai është i Përjetshmi, edhe sepse të zhduken të gjitha krijesat e Tij. Allahu di në detaje gjithçka që bëni ju dhe ka për t'ju shpërblyer për to.

### Nga ajetet mësojmë:

- Besimtari të mos ndikohet nga frikësimi që i bën shejtani nëpërmjet ndihmësve dhe përkrahësve të tij jobesimtarë sepse caktimi i përket vetëm Allahut të Lartësuar.
- Nuk bën që dikush të mashtrohet nga afati i jetës që ka caktuar Allahu për të, por duhet të nxitojë për t'u penduar, për aq kohë sa është gjallë.
- Koprraci nuk jep prej mirësive që i ka dhuruar Allahu. Në fakt, dëmton veten e vet, duke u privuar prej tregtisë me Allahun Bujar dhe Dhurues, si dhe duke e ekspozuar veten te ndëshkimit në Ditën e Gjykimit.



181 Allahu e dëgjoi thënien e hebrenjve, kur ata thanë: "Allahu është i varfër, meqë kërkoi hua prej nesh, kurse ne jemi të pasur, për shkak të pasurisë që kemi!". Do ta shënojmë këtë shpifje dhe trillim që ata thanë kundër Zotit, bashkë me vrasjen që u bënë pejgamberëve të tyre padrejtësisht e do t'u themi: "Shijojeni tani dënimin e djegies në Zjarr!"
182 Ky ndëshkim është për shkak të asaj që bëtë me duart tuaja, o hebrenj, për gjynahet dhe veprimet e ulëta, se Allahu nuk i bën padrejtësi askujt.
183 Duke gënjyer dhe shpifur, ata thanë, gjithashtu: "Allahu na e ka lënë porosi nëpërmjet Librave dhe gojës së të dërguarve të Vet, që të mos i besojmë asnjë të dërguari, derisa ai të na sjellë atë që e vërteton fjalën e tij, domethënë, që ai t'i bëjë Allahut një kurban, të cilin ta djegë një zjarr i rënë prej qielli. Kështu, ata gënjyen duke e trilluar këtë porosi si të ishte prej Allahut dhe duke i kushtëzuar kështu argumentet e Vërteta të të Dërguarve me atë që thanë. Prandaj, Allahu e urdhëroi të Dërguarin e Vet, Muhamedin ﷺ që t'u thotë: "Ju, edhe para meje ju erdhën të Dërguar me argumente të qarta, që tregonin Vërtetësinë e tyre dhe me atë që ju kërkuat, pra me një kurban, të cilin do ta digjte një zjarr i rënë prej qielli. Atëherë, përse ju i mohuat ata dhe i vratë, nëse jeni të vërtetë në atë që thoni?!"
184 E nëse ata të konsiderojnë gënjeshtar, o i Dërguar, mos u mërzit, sepse kjo është natyra e mohuesve, e dije se kështu i patën konsideruar edhe të Dërguarit përpara teje, edhe pse ata u patën ardhur atyre me mrekulli të qarta, me shkrime dhe me Libër ndriçues, që ishin Argumente bindëse për Vërtetësinë e tyre.
185 Çdo shpirt, cilido qoftë, patjetër do ta shijojë vdekjen. Prandaj të mos mashtrohet kush me jetën e kësaj bote! Shpërblimet për veprat tuaja do t'ju jepen Ditën e Gjykimit plotësisht, pa jua pakësuar. Atë që e largon Allahu prej Zjarrit dhe e fut në Xhenet, ai, vërtet ka arritur atë mirësi që ka shpresuar dhe ka shpëtuar prej së keqes që i frikësohej. Jeta e kësaj bote nuk është tjetër, përveçse një përjetim kalimtar e me të nuk lidhet tjetërkush, përveçse ai që është mashtruar prej saj.
186 Ju, o besimtarë, do të sprovoheni me pasurinë tuaj -me detyrime fetare dhe me rënie të ndonjë të keqeje në pasuri. Ju do të sprovoheni edhe në veten tuaj, në lidhje me mënyrën se si do të vepronì me urdhrat dhe ndalimet e Sheriatit dhe me zbritjen e të këqijave të ndryshme. Ju do të dëgjoni prej atyre, që u janë dhënë Librat përpara jush dhe prej atyre që janë idhujtarë gjëra të shumta, që do t'ju shqetësojnë si sulme kundër jush dhe kundër fesë suaj. Nëse i duroni sprovat dhe të këqijat, që ju godasin dhe i frikësoheni Allahut, duke i zbatuar urdhrat e Tij, duke u larguar nga ato që Ai i ka ndaluar, atëherë ato kërkojnë vendosmëri e janë nga çështjet, për të cilat garuesit garojnë me njëri-tjetrin.

## Nga ajetet mësojmë:

- Një nga veprat e këqija dhe sjelljet e shëmtuara të judenjve është edhe armiqësia e tyre kundër profetëve të Allahut, duke i mohuar dhe vrarë.
- Çdo fitore në jetën e kësaj bote është e mangët. Fitorja e vërtetë dhe e plotë është vetëm në Botën Tjetër, me shpëtimin prej Zjarrit dhe hyrjen në Xhenet.
- Prej sprovave që u bien besimtarëve në fénë dhe vetet e tyre, është edhe e keqja që u vjen nga ana e pasuesve të Librit (të mëparshëm) dhe idhujtarëve. Prandaj është detyrë që, në raste të tilla ata të jenë durimtarë dhe të përkushtuar ndaj Allahut të Lartësuar.



(187) Kujto, o i Dërguar, kur Allahu mori besën nga dijetarët e ithtarëve të Librave të mëparshëm -judenjve dhe të krishterëve që "T'ua sqaroni Librin e Allahut njerëzve e të mos e fshihni atë që është në të -udhëzimet dhe pjesën që tregon për profetësinë e Muhamedit ﷺ!" Por ata e thyen besën e nuk i dhanë rëndësi madje fshehën të Vërtetën dhe shfaqën të paVërtetën, ndërsa betimin ndaj Allahut e ndërruan me një çmim të papërfillshëm, si përfitimi i ndonjë pozite a pasurie. Sa fitim i keq është ai, me të cilin ata këmbejnë besën ndaj Allahut!

(188) Mos mendo se ata që janë të kënaqur me gjëra të shëmtuara a që duan që të lavdërohen nga njerëzit për ato mirësi që nuk i kanë bërë se do të shpëtojnë prej dënimit dhe do të dalin paq! Përkundrazi vendqëndrimi i tyre do të jetë Xhehenemi. Aty do të kenë një dënim të tmerrshëm.

(189) Vetëm Allahut, Një e të Vetëm dhe askujt, përveç Tij i përket pushteti i qiejve e i Tokës dhe i gjithçkaje që është në to, si në krijimin, ashtu dhe në drejtimin e tyre. Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë.

(190) Në krijimin e qiejve dhe të Tokës nga asgjëja e pa u mbështetur në asnjë model të mëparshëm, në ndërrimin e natës dhe të ditës, në zgjatjen dhe shkurtimin e tyre, vërtet që ekzistojnë Argumente të qarta për ata që kanë mendje të shëndoshë. Janë Argumente që tregojnë për Krijuesin e gjithësisë, i Cili është i Vetmi që e meriton adhurimin.

(191) Janë pikërisht ata që e kujtojnë Allahun në çdo gjendje të tyre: kur janë në këmbë, kur janë të ulur e kur janë të shtrirë dhe meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës e thonë: "O Zoti ynë! Ti nuk e ke krijuar asgjë rastësisht, pasi Ti nuk e bën asgjë rastësisht. Prandaj na mbro prej dënimit të Zjarrit, duke na dhënë sukses në kryerjen e veprave të dobishme (të devotshme) dhe duke na ruajtur prej të këqijave!

(192) Zoti ynë! Atë që Ti e fut në Zjarr, e ke poshtëruar dhe turpëruar. Ditën e Gjykimit, për keqbërësit nuk do të ketë asnjë ndihmëtar, që t'ua largojë atyre dënimin e Allahut.

(193) Zoti ynë! Vërtet, ne dëgjuam një Thirrës, që ftonte për në besim – e ai ishte i Dërguari Yt, Muhamedi ﷺ - e thoshte: "Besojini Allahut, Zotit tuaj, i Vetmi Zot që e meriton të adhurohet! Ne e besuam Thirrjen e tij dhe e ndoqëm fenë e tij. Prandaj na i mbulo gjynahet tona dhe mos na turpëro! Anashkaloji të këqijat tona e mos na ndëshko për shkak të tyre dhe na bëj të vdesim duke na bashkuar me të devotshmit, duke na dhënë sukses të bëjmë vepra të mira dhe duke i lënë të këqijat!

(194) Zoti ynë, na jep atë që na e premtove nëpërmjet fjalëve të të Dërguarve të Tu -udhëzimin dhe ndihmën në këtë botë, e mos na turpëro Ditën e Gjykimit me hyrje në Zjarr! Vërtet, Ti, o Zoti ynë, je Bujar e nuk e thyen premtimin Tënd.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Disa cilësi të dijetarëve të këqij nga Ithtarët e Librit të mëparshëm janë: fshehja e diturisë, sepse mi i dëshirave të kota, kënaqja me lëvdatat e njerëzve. Shto këtu edhe natyrëe e tyre të korruptuar dhe të keqen që ata fshehin.
- Të mendojmë thellë rreth krijimeve të Allahut të Lartësuar -qiejve, Tokës etj. dhe ndërrimit të kohës. Sepse fitojmë bindje të paluhatshme në madhështinë e Allahut dhe përulje të plotë para Tij.
- Lutja drejtuar Allahut të Lartësuar dhe përulësia e zemrës para Tij konsiderohen si një prej formave më të plota të adhurimit.

195 Në përgjigjie të lutjes që ata bënë, Zoti i tyre tha: “Unë nuk jua humb shpërblimin e veprave tuaja -pak apo shumë qoftë, kushdo që i bën ato vepra -mashkull apo femër qoftë, sepse gjykimi do të jetë njëlloj, si për njërin, ashtu dhe për tjetrin. Ju jeni një popull. N uk është i privilegjuar mashkulli mbi femrën e as femra mbi mashkullin. Ata që bënë hixhret në rrugë të Allahut, u nxorën prej shtëpive të tyre nga jobesimtarët dhe u përndoqën, vetëm sepse pasuan Zotin e tyre luftuan për Rrugën e Allahut dhe u vranë që të ishte Fjala e Allahut më e larta. Këtyre kam për t’ua falur të gjynahet Ditën e Gjykimit e do t’i fus në Xhenet, nën pallatet e të cilit rrjedhin lumenj, si shpërblim nga vetë Allahu. Allahu ka shpërblimin më të mirë, me të cilin nuk ka të krahasuar.

196 Mos të të mashtrojë ty, o i Dërguar lëvizja e jobesimtarëve nëpër botë, pushteti i tyre, tregtia dhe pasuria e tyre e madhe e të ndihesh i mërzitur për shkak të tyre,

197 Sepse kjo botë është një kënaqësi e shkurtër e nuk do të ketë vazhdimësi. Pas kësaj, fundi i tyre Ditën e Gjykimit do të jetë Xhehenemi. Nuk ka vendpushimi më të keq për ta sesa Zjarri!

198 Por ata që janë të devotshëm ndaj Zotit të tyre, duke i përmbushur urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalesave, do të jenë në kopshtet, nën pallatet e të cilëve rrjedhin lumenj. Atje do të jenë përgjithmonë, si shpërblim i premtuar nga vetë Allahu i Lartësuar. Ajo, që premton Allahu për të devotshmit, është më e mirë dhe më e dobishme sesa kënaqësitë e kësaj bote, për të cilat garojnë jobesimtarët.




199 Ithtarët e Librit të mëparshëm nuk janë të gjithë njëlloj. Disa prej tyre e besojnë Allahun dhe atë që ju është shpallur juve -të Vërtetën dhe udhëzimin, siç besojnë edhe atë që është shpallur në Librat e tyre dhe nuk bëjnë asnjë ndarje mes të Dërguarve të Allahut dhe janë të përulur e të nënshtruar para Allahut, duke shpresuar për atë që është tek Ai (faljen dhe shpërblimin e Tij). Ata nuk i ndërrojnë Argumentet e Allahut me çmimin e vogël të kënaqësive të kësaj bote. Këta me këto cilësi do ta kenë shpërblimin e madh te Zoti i tyre. Allahu është i Shpejtë në bërjen e llogarisë së veprave dhe i Shpejtë në dhënien e shpërblimit për to.

200 O ju që keni besuar Allahun dhe ndiqni të Dërguarin e Tij! Ngulmoni në kryerjen e detyrimeve fetare dhe duroni gjatë të këqijave të kësaj bote! Tejkalojini jobesimtarët në çështjen e durimit, në mënyrë që ata të mos jenë durimtarë më të mëdhenj se ju! Luftoni për hir të Allahut dhe jini të kujdesshëm! Ndiqni udhëzimet e Tij dhe qëndroni larg nga ajo që Ai e ka ndaluar, në mënyrë që të arrini atë që keni dëshirë -siguri nga Zjarri dhe hyrjen në Xhenet!

## Nga ajetet mësojmë:

- Shqetësimet që has besimtari në Rrugë të Allahut, të cilat e shtyjnë atë drejt hixhretit dhe xhihadit në Rrugë të Allahut konsiderohen nga faktorët më të mëdhenj të fshirjes së gjynaheve dhe shumëfishimit të shpërblimeve.
- Nuk është e rëndësishme çfarë mund t’i jepet jobesimtarit në këtë botë -pasuri dhe gëzim, edhe nëse pasuria është e madhe e gëzimi është i madh, për shkak se është kalimtare. E vetmja gjë e rëndësishme është ajo që ndodh me ta në Jetën e Përtejme, në vendbanimin e përjetësisë.
- Prej ithtarëve të Librit të mëparshëm ka edhe të tillë që e dëshmojnë të Vërtetën që gjendet në Librat e tyre, e besojnë atë që u është shpallur atyre, si edhe atë që u është zbritur myslimanëve. Ata do të shpërblehen dy herë.
- Ngulmimi për të Vërtetën e triumfi mbi ata që e hedhin poshtë atë, është rruga për shpëtimin në Jetën e Përtejme.




بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الحزب ٨ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ ٱتَّقُواْ رَبَّكُمُ ٱلَّذِي خَلَقَكُم مِّن نَّفْسٍ وَٰحِدَةٍ وَخَلَقَ مِنْهَا
زَوْجَهَا وَبَثَّ مِنْهُمَا رِجَالًا كَثِيرًا وَنِسَآءً وَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ ٱلَّذِي تَسَآءَلُونَ
بِهِۦ وَٱلْأَرْحَامَ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ عَلَيْكُمْ رَقِيبًا ١ وَءَاتُواْ ٱلْيَتَٰمَىٰٓ أَمْوَٰلَهُمْ
وَلَا تَتَبَدَّلُواْ ٱلْخَبِيثَ بِٱلطَّيِّبِ وَلَا تَأْكُلُوٓاْ أَمْوَٰلَهُمْ إِلَىٰٓ أَمْوَٰلِكُمْ إِنَّهُۥ
كَانَ حُوبًا كَبِيرًا ٢ وَإِنْ خِفْتُمْ أَلَّا تُقْسِطُواْ فِي ٱلْيَتَٰمَىٰ فَٱنكِحُواْ
مَا طَابَ لَكُم مِّنَ ٱلنِّسَآءِ مَثْنَىٰ وَثُلَٰثَ وَرُبَٰعَ فَإِنْ خِفْتُمْ أَلَّا تَعْدِلُواْ
فَوَٰحِدَةً أَوْ مَا مَلَكَتْ أَيْمَٰنُكُمْ ذَٰلِكَ أَدْنَىٰٓ أَلَّا تَعُولُواْ ٣ وَءَاتُواْ
ٱلنِّسَآءَ صَدُقَٰتِهِنَّ نِحْلَةً فَإِن طِبْنَ لَكُمْ عَن شَيْءٍ مِّنْهُ نَفْسًا فَكُلُوهُ
هَنِيٓـًٔا مَّرِيٓـًٔا ٤ وَلَا تُؤْتُواْ ٱلسُّفَهَآءَ أَمْوَٰلَكُمُ ٱلَّتِي جَعَلَ ٱللَّهُ لَكُمْ
قِيَٰمًا وَٱرْزُقُوهُمْ فِيهَا وَٱكْسُوهُمْ وَقُولُواْ لَهُمْ قَوْلًا مَّعْرُوفًا ٥ وَٱبْتَلُواْ
ٱلْيَتَٰمَىٰ حَتَّىٰٓ إِذَا بَلَغُواْ ٱلنِّكَاحَ فَإِنْ ءَانَسْتُم مِّنْهُمْ رُشْدًا فَٱدْفَعُوٓاْ
إِلَيْهِمْ أَمْوَٰلَهُمْ وَلَا تَأْكُلُوهَآ إِسْرَافًا وَبِدَارًا أَن يَكْبَرُواْ وَمَن كَانَ
غَنِيًّا فَلْيَسْتَعْفِفْ وَمَن كَانَ فَقِيرًا فَلْيَأْكُلْ بِٱلْمَعْرُوفِ فَإِذَا
دَفَعْتُمْ إِلَيْهِمْ أَمْوَٰلَهُمْ فَأَشْهِدُواْ عَلَيْهِمْ وَكَفَىٰ بِٱللَّهِ حَسِيبًا ٦





## SURJA «EN-NISÂ»

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Nga qëllimet e Sures:

Organizimi i shoqërisë myslimane, ndërtimi i marrëdhënieve brenda saj, garantimi i të drejtave, nxitja për të luftuar dhe rrëzimi i pretendimit se Mesihu, Isai (Paqja qoftë me të!) është vrarë.

### Shpjegimi i ajeteve:

Është quajtur "Nisa" (Gratë), për arsye se në këtë Sure përmenden gratë dhe shpjegohen me hollësi disa dispozita, që kanë lidhje me to.

(1) O njerëz, frikësojuni Zotin tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu të vetëm, që ishte babai juaj Ademi, e pastaj nëpërmjet Ademit krijoi gruan e tij, Havanë, nënën tuaj, ndërsa prej këtyre të dyve u shtuan në mbarë botën shumë njerëz, burra dhe gra dhe ruajuni Allahut, me emrin e të Cilit ju betoheni, duke kërkuar që t'ju besojnë e ta siguroni njëri-tjetrin se po thoni të Vërtetën dhe ruajuni nga shkëputja e lidhjeve farefisnore, sepse Allahu është Mbikëqyrësi juaj! Atij nuk i humbet asgjë nga ato që ju bëni, por i llogarit dhe ka për t'ju shpërblyer për to.

(2) O kujdestarë! Jepuani jetimëve (janë ata që nuk e kanë prindërit e të cilëve kanë vdiqën dhe të cilët ende nuk kanë arritur pjekurinë), kur ata të vijnë në moshë dhe ta kenë gjykimin e shëndoshë, të plotë pasurinë e tyre. Dhe mos e shkëmbeni atë që është hallall për atë që është haram; duke marrë atë që është e mirë dhe e vlefshme nga pasuria e jetimëve dhe duke e zëvendësuar me diçka të keqe dhe me pak vlerë nga pasuria juaj. Gjithashtu, mos e bashkëngjitni pasurinë e jetimëve me tuajën, që tua hani atyre pasurinë, pasi kjo është gjynah i madh para Allahut!

(3) Nëse keni frikë se nuk do të arrini të mbani drejtësi, po të martoheshit me jetimet, të cilat janë nën përgjegjësinë tuaj, ose se nuk ua plotësoni mehrin (prikën) e detyruar ndaj tyre, ose se nuk do të silleni mirë me to, atëherë mos u martoni me to, por martohuni me të tjera femra të virtytshme. Nëse dëshironi, mund të martoheni me dy, tri ose katër gra. Nëse keni frikë se nuk do të arrini të mbani drejtësi, atëherë mjaftohuni vetëm me një, ose mjaftohuni me ato robëresha që i keni në zotërim, sepse të drejtat e tyre nuk janë të njëjta me gratë e lira. Këto që janë përcaktuar në këtë ajet në lidhje me çështjen e jetimëve, të mjaftuarit e martesës vetëm me një grua, apo të mjaftuarit me robëreshat, ju ndihmojnë të mos bëni padrejtësi e të mos devijoni.

(4) Jepuni grave mehrin! Kjo është e detyrueshme. Megjithatë, nëse ato me vullnetin e tyre të lirë ju japin një pjesë të mehrit, atëherë nuk ka asgjë që ju ndalon ta shijoni atë!

(5) Mos ua jepni – o ju përgjegjës – pasurinë atyre (që i keni nënkujdestari) që nuk dinë ta përdorin atë, por shpenzojeni ju për ta, duke i mbathur dhe veshur! Foluni atyre me fjalë të mira e jepuni premtimin e mirë se pasurinë e tyre do t'ua jepni kur ata të kenë arritur maturinë dhe të dinë ta administrojnë.

(6) Ju kujdestarë (të jetimëve), vërini në provë jetimët, nëse kanë arritur moshën e pjekurisë, duke u dhënë fillimisht një pjesë të pasurisë së tyre, që ta administrojnë. Nëse ata e administrojnë atë mirë dhe ju siguroheni për pjekurinë e tyre, atëherë dorëzojuani të gjithë pasurinë e tyre, pa u mbajtur asgjë! Mos e hani pasurinë e tyre në rast nevoje, duke i tejkaluar kufijtë e Allahut, në lidhje me pasurinë e tyre! Gjithashtu, mos shpejtoni ta hani pasurinë e tyre nga frika se mos ua marrin ata, kur të arrijnë moshën e pjekurisë! Kush ka pasuri të mjaftueshme, atëherë le të heqë dorë nga përdorimi i pasurisë së jetimit, ndërsa kush është i varfër –nuk ka pasuri, atëherë le të ushqehet me atë pasuri, aq sa i plotësohen nevojat e tij elementare. Kur t'ua dorëzoni pasurinë (jetimëve), pasi të kenë arritur moshën e pjekurisë, të dalluar qartë nga ju, atëherë kthejuani duke e dëshmuar, si mbrojtje për të drejtat e tyre dhe për të shmangur lindjen e mosmarrëveshjeve. Mjafton që Allahu është Dëshmitar për këtë dhe Gjykues i robve për veprat që bëjnë.

### Nga ajetet mësojmë:

- Prejardhja e njerëzve është e njëjtë. Prandaj është detyrim për ta që të kenë frikë Zotin, që i ka krijuar dhe ta mëshirojnë njëri-tjetrin.
- Allahu i Lartësuar e ka lënë porosi që të tregohet mirësi ndaj të dobëtëve, grave dhe jetimëve, duke ndërtuar me ta marrëdhënie të drejta dhe të mira.
- Lejohet martesa deri me katër gra (sipas të drejtës islame), me kushtin që mes tyre të mbahet drejtësi, si dhe që burri të jetë i aftë t'i kryejë detyrimet që ka ndaj tyre.
- Lejohet pezullimi i të drejtës për ta administruar pasurinë për atë që është me të meta mendore. Kjo bëhet në dobi të tij dhe të ruajtjes së pasurisë, e cila është element i rëndësishëm për mirëqenie në këtë jetë.




لِّلرِّجَالِ نَصِيبٌ مِّمَّا تَرَكَ ٱلْوَٰلِدَانِ وَٱلْأَقْرَبُونَ وَلِلنِّسَآءِ نَصِيبٌ
مِّمَّا تَرَكَ ٱلْوَٰلِدَانِ وَٱلْأَقْرَبُونَ مِمَّا قَلَّ مِنْهُ أَوْ كَثُرَ ۚ نَصِيبًا
مَّفْرُوضًا ٧ وَإِذَا حَضَرَ ٱلْقِسْمَةَ أُو۟لُوا۟ ٱلْقُرْبَىٰ وَٱلْيَتَٰمَىٰ
وَٱلْمَسَٰكِينُ فَٱرْزُقُوهُم مِّنْهُ وَقُولُوا۟ لَهُمْ قَوْلًا مَّعْرُوفًا
٨ وَلْيَخْشَ ٱلَّذِينَ لَوْ تَرَكُوا۟ مِنْ خَلْفِهِمْ ذُرِّيَّةً ضِعَٰفًا
خَافُوا۟ عَلَيْهِمْ فَلْيَتَّقُوا۟ ٱللَّهَ وَلْيَقُولُوا۟ قَوْلًا سَدِيدًا ٩ إِنَّ
ٱلَّذِينَ يَأْكُلُونَ أَمْوَٰلَ ٱلْيَتَٰمَىٰ ظُلْمًا إِنَّمَا يَأْكُلُونَ فِى
بُطُونِهِمْ نَارًا ۖ وَسَيَصْلَوْنَ سَعِيرًا ١٠ يُوصِيكُمُ ٱللَّهُ فِىٓ
أَوْلَٰدِكُمْ ۖ لِلذَّكَرِ مِثْلُ حَظِّ ٱلْأُنثَيَيْنِ ۚ فَإِن كُنَّ نِسَآءً
فَوْقَ ٱثْنَتَيْنِ فَلَهُنَّ ثُلُثَا مَا تَرَكَ ۖ وَإِن كَانَتْ وَٰحِدَةً فَلَهَا
ٱلنِّصْفُ ۚ وَلِأَبَوَيْهِ لِكُلِّ وَٰحِدٍ مِّنْهُمَا ٱلسُّدُسُ مِمَّا تَرَكَ إِن
كَانَ لَهُۥ وَلَدٌ ۚ فَإِن لَّمْ يَكُن لَّهُۥ وَلَدٌ وَوَرِثَهُۥٓ أَبَوَاهُ فَلِأُمِّهِ ٱلثُّلُثُ ۚ فَإِن
كَانَ لَهُۥٓ إِخْوَةٌ فَلِأُمِّهِ ٱلسُّدُسُ ۚ مِنۢ بَعْدِ وَصِيَّةٍ يُوصِى بِهَآ
أَوْ دَيْنٍ ۗ ءَابَآؤُكُمْ وَأَبْنَآؤُكُمْ لَا تَدْرُونَ أَيُّهُمْ أَقْرَبُ لَكُمْ
نَفْعًا ۚ فَرِيضَةً مِّنَ ٱللَّهِ ۗ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ عَلِيمًا حَكِيمًا ١١



(7) Meshkujve u takon pjesë nga ajo që ua kanë lënë trashëgim prindërit dhe të afërmit, siç janë vëllezërit dhe xhaxhallarët pas vdekjes së tyre, pak apo shumë qoftë. Edhe femrave u takon pjesë prej asaj që lënë trashëgim ata, ndryshe nga ç'ishte në kohën e injorancës, kur gratë dhe fëmijët e vegjël përjashtoheshin prej trashëgimisë. Kjo pjesë është e drejtë, e sanksionuar nga Allahu i Lartësuar dhe sasia e saj është e sqaruar qartë.

(8) Nëse në kohën kur trashëgimia është duke u ndarë, janë të pranishëm edhe ata që nuk janë trashëgimtarë, si të afërm, jetimë dhe të varfër, atëherë jepuni atyre (është e pëlqyeshme) prej kësaj pasurie para se ajo të ndahet -aq sa të dëshironi, pasi ajo ka ardhur tek ju pa ndonjë mund e thuajuni fjalë të mira dhe mos i përzini ata me fjalë të këqija!

(9) Kujdestarët le të tregohen të kujdesshëm me jetimët, ashtu siç do të donin të bëhej, nëse do të vdisnin dhe do të linin pas vetes pasardhës në moshë të vogël e të dobët, për të cilët kanë frikë se mos humbin. Pra le t'i frikësohen Allahut në lidhje me të drejtat e atyre që kanë nën kujdestari, siç janë jetimët e të mos u bëjnë atyre padrejtësi (e t'i dëmtojnë). Kështu, që edhe Allahu, kur ata vetë të vdesin, t'u mundësojë një kujdestar bamirës për fëmijët e tyre, ashtu siç ishin këta bamirës ndaj tyre (jetimëve që patën nën përkujdesje). Le të kenë mirësinë t'u thonë fjalë të mira fëmijëve të tyre që janë të pranishëm gjatë lënies së testamentit -fjalë që përputhen me të Vërtetën, që të mos u bëjnë padrejtësi trashëgimtarëve të tjerë në të drejtën që u lind nga testamenti e as të mos e privojnë vetveten prej mirësisë, duke mos lënë testament.

(10) Në të vërtetë, ata që përvetësojnë pasurinë e jetimëve, duke ua përdorur atë me padrejtësi, janë duke futur në bark zjarrin, që do t'i përcëllojë dhe me të cilin do të digjen, Ditën e Gjykimit.

(11) Allahu ju urdhëron dhe kërkon prej jush që t'u përmbaheni të drejtave në lidhje me trashëgiminë e fëmijëve tuaj, që trashëgimia, që ndahet mes tyre, të jetë: për djalin sa pjesa e dy vajzave. Nëse i vdekuri lë pas vajza dhe asnjë djalë, atëherë dy e më shumë vajzave u përkasin dy të tretat e pasurisë. Nëse është vajzë e vetme, atëherë asaj i përket gjysma e asaj, që ai ka lënë. Secilit prindër të të vdekurit i përket një e gjashta e asaj që ai ka lënë, nëse ai ka lënë një pasardhës -djalë apo vajzë qoftë. Nëse ai nuk ka pasardhës dhe asnjë që ta trashëgojë, përveç dy prindërve të vet, atëherë nënës i takon një e treta, kurse pjesa tjetër i lihet trashëgim babait të tij. Nëse i vdekuri ka pasur dy e më shumë vëllezër apo motra, qofshin prej një lindjeje (nga të njëjtët nënë e baba, ose jo), atëherë nënës i përket patjetër një e gjashta, ndërsa pjesa tjetër i përket plotësisht babait e nuk u lihet asgjë vëllezërve apo motrave. Kjo ndarje e trashëgimisë bëhet pasi të jetë çuar në vend testamenti, amaneti që i vdekuri ka lënë më parë, me kusht që testamenti i tij të mos e tejkalojë një të tretën e pasurisë dhe me kusht që të jenë paguar borxhet që ai ka lënë. Vërtet që Allahu i Lartësuar e ka bërë ndarjen e trashëgimisë në këtë mënyrë, sepse ju nuk e dini se cili prej prindërve apo fëmijëve është më i dobishëm për ju, qoftë në këtë botë, qoftë në Botën Tjetër, sepse mund të ndodhë që dikush, para se të vdesë, të ketë mendim të mirë për ndonjërin prej trashëgimtarëve, kështu që ia dhuron të gjithë pasurinë vetëm atij, apo mund të ketë mendim të keq për të dhe nuk i jep asgjë, ndërkohë që realiteti mund të jetë ndryshe. I Vetmi që i di të gjitha këto është Allahu, të Cilit nuk i fshihet asgjë; prandaj Ai e ndau trashëgiminë siç e sqaroi më lart dhe e konsideroi atë farz nga ana e Tij ndaj robve të Vet. Allahu është i Gjithëditur dhe se Atij nuk i fshihet asgjë që është në interes të robve të Vet. Ai është i Urtë në vënien e ligjeve dhe në drejtim.

### Nga ajetet mësojmë:

- Rregullat e trashëgimisë tregojnë se feja u ka dhënë të drejta si meshkujve, ashtu edhe femrave, në përputhje me interesat e tyre.
- Ndalohet në mënyrë kategorike cenimi i pasurisë së jetimit dhe shpërdorimi i saj në çdo lloj forme.
- Meqë pasuria është një prej shkaqeve më të mëdha që sjell konflikte mes njerëzve, ndarjen e trashëgimisë e ka marrë përsipër vetë Allahu.



(12) Juve, o bashkëshortë ju takon gjysma e pasurisë që kanë lënë bashkëshortet tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë – qoftë mashkull apo femër – me ju apo me ish-bashkëshortë të tjerë; por nëse ato kanë fëmijë - qoftë mashkull apo femër – atëherë juve ju përket një e katërta e pasurisë që ato kanë lënë dhe ju ndahet pasi t'u jetë përmbushur testamenti që ato kanë lënë dhe t'u jenë paguar borxhet. Edhe bashkëshorteve u takon një e katërta e asaj që u lini ju, o bashkëshortë, nëse ju nuk keni fëmijë – qoftë mashkull apo femër – të lindur me to apo me bashkëshorte të tjera. Nëse ju keni fëmijë, qoftë mashkull apo femër, atëherë atyre u takon një e teta e asaj që ju lini dhe ju ndahet pasi t'ju jetë përmbushur testamenti që keni lënë dhe t'ju jenë paguar borxhet.
Nëse vdes një burrë a grua, që nuk ka as prindër e as fëmijë, por secili prej tyre ka vëlla për nëne apo motër për nëne, secilit prej tyre, qoftë vëlla apo motër nga nëna, i përket një e gjashta. Nëse vëllezërit apo motrat nga nëna janë më shumë se një, atëherë të gjithëve së bashku u përket një e treta, duke marrë pjesë bashkërisht në të, në mënyrë të barabartë, si meshkujt edhe femrat; por këtë pjesë të tyre e marrin vetëm pasi të jetë përmbushur testamenti i të vdekurit dhe të jenë paguar borxhet e tij, me kushtin që testamenti të mos u hyjë në hak trashëgimtarëve, duke i dëmtuar (siç mund të jetë testamenti që lë më shumë se një të tretën e pasurisë). Kjo dispozitë, të cilin e përmban ajeti, është besa juaj me Allahun. Allahu e di shumë mirë se çfarë është në dobi të robve të Vet, si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër dhe është i Butë e nuk ia përshpejton gjynahqarit ndëshkimin.
(13) Këto dispozita që u përmendën në lidhje me jetimët e të tjerë, janë ligje të caktuara prej Allahut. Ai i ka vendosur për robtë e Vet, që të punojnë me to. Kush e pason Allahun dhe të Dërguarin e Tij duke i zbatuar urdhrat e Tij dhe duke hequr dorë prej ndalesave të Tij, Allahu do ta fusë në Xhenet, në të cilin lumenjtë rrjedhin nën pallatet të tyre. Aty do të qëndrojnë përgjithmonë. Ky shpërblim i Allahut është shpëtimi i madh, i cili nuk krahasohet me asnjë shpëtim tjetër.
(14) Kush e kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, duke i shtrembëruar ligjet e Tij dhe duke mos i zbatuar ato, duke i vënë në dyshim dhe duke i tejkaluar kufijtë ligjorë të Allahut, ka për t'i hedhur në Zjarr, ku do të qëndrojë përgjithmonë dhe do të ketë një dënim poshtërues.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Nuk lejohet të ndahet trashëgimia e të vdekurit pa shlyer më parë borxhet e tij dhe pa zbatuar testamentin që ka lënë ai, i cili nuk lejohet ta kalojë një e treten e pasurisë së lënë trashëgim.
- Ndarja e trashëgimisë është besa e Allahut dhe amaneti i Tij për robtë e Vet besimtarë. Prandaj nuk lejohet që ajo të lihet apo të shpërfillet.
- Prej shenjave të besimit është përmbushja e urdhëresave dhe e ndalesave të Allahut.
- Shenjë e Drejtësisë së Allahut të Lartësuar dhe e Urtësisë së Tij është premtimi për shpërblimet më të mëdha për këdo që e pason Atë. Për këdo që e kundërshton Atë dhe i tejkalon kufijtë e Tij, i ka premtuar ndëshkimet më të mëdha.

15 Për gratë që bëjnë turpin e zinasë (që bëjnë imoralitet) -qofshin të martuara apo të pamartuara, ju duhet të sillni katër dëshmitarë, që të jenë myslimanë të drejtë. Nëse ata dëshmojnë kundër tyre, duke pohuar kryerjen e këtij gjynahu, atëherë mbyllini ato në shtëpi si ndëshkim, derisa të vdesin ose derisa Allahu të japë për to zgjidhje tjetër. Pastaj Allahu e sqaroi se cila do të ishte ajo zgjidhje për to, duke urdhëruar që gruaja beqare që ka bërë imoralitet të goditet njëqind herë me kamxhik dhe të dëbohet nga vendi për një vit, ndërsa gruaja e martuar duhet të ekzekutohet me gurë.

16 Ata burra që bëjnë imoralitet – qofshin të martuar apo të pamartuar më parë – ndëshkojini me gjuhë dhe me dorë, aq sa mbi ta të bjerë poshtërimi dhe përçmimi. Nëse ata ndryshojnë sjellje dhe veprat e tyre përmirësohen, atëherë mos i shqetësoni më, sepse ai që pendohet, është si ai që nuk ka bërë ndonjëherë gjynah. Allahu është Pendimpranues dhe Mëshirues për robtë e Vet.

Ky lloj ndëshkimi ka qenë i mjaftueshëm në fillimet e Shpalljes; por më vonë u abrogua,duke u zëvendësuar me goditje me kamxhik dhe dëbim për atë që është beqar; ndërsa për të martuarin u sanksionua ekzekutimi me gurë.

17 Allahu ua pranon pendimin vetëm atyre që i kanë bërë gjynahet pa e ditur ndëshkimin e tyre –kështu ndodh me këdo që bën gjynah, me apo pa qëllim- e pastaj kthehet te Zoti para se t'i vijë vdekja. Këtyre Allahu do t'ua pranojë pendimin dhe do t'i anashkalojë gjynahet e tyre. Allahu është i Gjithëditur për gjendjen e robve të Vet, i Urtë në paracaktimin e Tij dhe në caktimin e ligjeve të Veta.




18 Allahu nuk ua pranon pendimin atyre që vazhdojnë të bëjnë gjynahe dhe pendohen për to vetëm kur shohin agoninë e vdekjes. Pra, kush arrin në këtë gjendje dhe thotë: "Tanimë u pendova për çdo gjynah që kam bërë!', - atij nuk do t'i pranohet pendesa. Po ashtu, Allahu nuk ua pranon pendimin as atyre që vdesin jobesimtarë. Si për gjynahqarët që vdesin pa hequr dorë nga veprat e këqija, ashtu edhe për ata që vdesin si jobesimtarë, Allahu ka përgatitur dënim të dhembshëm.

19 O ju që i keni besuar Allahut dhe ndiqni të Dërguarin e Tij! Juve nuk ju lejohet që të trashëgoni gratë e baballarëve tuaj (ashtu siç trashëgoni pasurinë e tyre) e të martoheni me to, ose t'i martoni ato me burrat që ju dëshironi, ose t'i ndaloni të martohen përsëri. Nuk ju lejohet as t'i mbani peng bashkëshortet që nuk i doni, me qëllim që t'i dëmtoni, derisa ato t'ju kthejnë ca nga shpenzimert që keni bërë për to, si p.sh. dhurata e martesës apo gjëra të tjera. Por nëse ato bëjnë ndonjë turp të qartë, siç është imoraliteti, atëheru ju lejohet që t'i pengoni dhe t'ua sillni ngushtë, derisa ato ta kthejnë atë që ju u keni dhënë. Me gratë tuaja kaloni një jetë të mirë, mos i dëmtoni dhe silluni mirë me to! Nëse i urreni për ndonjë çështje të kësaj bote, duroni, sepse mbase Allahu, ju jep në atë që ju urreni mirësi të shumta, si në këtë botë, ashtu edhe në Botën Tjetër.

### Nga ajetet mësojmë:

- Imoraliteti është një prej gjynaheve më të rrezikshme për individin dhe shoqërinë; prandaj edhe ndëshkimi i tij është nga më të ashprit.
- Allahu është i Butë dhe i Mëshirshëm ndaj robve të Vet, duke e lënë të hapur derën e pendimit për çdo gjynahqar, duke lehtësuar mënyrat e pendimit dhe duke i ndihmuar që të ndjekin Rrugën e Tij.
- Kushdo që nuk i bindet Allahut, me dashje ose pa dashje, nuk është i vetëdijshëm për madhështinë e Atij të Cilit i kundërvihet dhe nuk është në dijeni të efekteve të mosbindjes dhe të keqësive që ajo i sjell.
- Që të vijojë jeta bashkëshortore duhet që bashkëshorti të jetë i matur në marrëdhëniet me bashkëshorten, e të mos shohë tek ajo vetëm ato gjëra që ai i urren, por edhe ato që janë të mira, sepse Allahu mund të sjellë mirësi të shumta prej atyre gjërave që ai urren.




وَإِنْ أَرَدتُّمُ ٱسْتِبْدَالَ زَوْجٍ مَّكَانَ زَوْجٍ وَءَاتَيْتُمْ
إِحْدَىٰهُنَّ قِنطَارًا فَلَا تَأْخُذُوا۟ مِنْهُ شَيْـًٔا ۚ أَتَأْخُذُونَهُۥ
بُهْتَـٰنًا وَإِثْمًا مُّبِينًا ٢٠ وَكَيْفَ تَأْخُذُونَهُۥ وَقَدْ أَفْضَىٰ
بَعْضُكُمْ إِلَىٰ بَعْضٍ وَأَخَذْنَ مِنكُم مِّيثَـٰقًا غَلِيظًا
٢١ وَلَا تَنكِحُوا۟ مَا نَكَحَ ءَابَآؤُكُم مِّنَ ٱلنِّسَآءِ
إِلَّا مَا قَدْ سَلَفَ ۚ إِنَّهُۥ كَانَ فَـٰحِشَةً وَمَقْتًا وَسَآءَ
سَبِيلًا ٢٢ حُرِّمَتْ عَلَيْكُمْ أُمَّهَـٰتُكُمْ وَبَنَاتُكُمْ
وَأَخَوَٰتُكُمْ وَعَمَّـٰتُكُمْ وَخَـٰلَـٰتُكُمْ وَبَنَاتُ
ٱلْأَخِ وَبَنَاتُ ٱلْأُخْتِ وَأُمَّهَـٰتُكُمُ ٱلَّـٰتِىٓ أَرْضَعْنَكُمْ
وَأَخَوَٰتُكُم مِّنَ ٱلرَّضَـٰعَةِ وَأُمَّهَـٰتُ نِسَآئِكُمْ
وَرَبَـٰٓئِبُكُمُ ٱلَّـٰتِى فِى حُجُورِكُم مِّن نِّسَآئِكُمُ
ٱلَّـٰتِى دَخَلْتُم بِهِنَّ فَإِن لَّمْ تَكُونُوا۟ دَخَلْتُم بِهِنَّ فَلَا
جُنَاحَ عَلَيْكُمْ وَحَلَـٰٓئِلُ أَبْنَآئِكُمُ ٱلَّذِينَ مِنْ
أَصْلَـٰبِكُمْ وَأَن تَجْمَعُوا۟ بَيْنَ ٱلْأُخْتَيْنِ إِلَّا
مَا قَدْ سَلَفَ ۗ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ غَفُورًا رَّحِيمًا ٢٣



(20) Nëse dëshironi - o bashkëshortë!- të divorconi një grua dhe ta zëvendësoni atë me një tjetër, atëherë ju lejohet ta bëni këtë. Nëse u keni dhënë atyre pasuri si mehër, nuk ju lejohet që të merrni asgjë prej saj, sepse marrja e asaj konsiderohej padrejtësi dhe gjynah i qartë.

(21) E si mund t'jua merrni atë që ju ua keni dhënë një herë si mehër, pas asaj që ka ndodhur mes jush, domethënë, pas lidhjes e dashurisë me to. Vërtet, lakmia për pronësinë e tyre, pas kësaj që ka ndodhur, është një çështje e shëmtuar dhe e urryer, sepse ato patën marrë prej jush një premtim, që ishte martesa me to sipas Fjalëve të Allahut dhe fesë së Tij.

(22) Mos u martoni me ato gra, me të cilat qenë martuar baballarët tuaj, sepse është haram (përveç martesave të tilla që kanë ndodhur përpara se të vinte Islami -për to nuk do ketë qortim), sepse martesa e djemve me gratë e baballarëve të tyre është, vërtet jashtëzakonisht e shëmtuar dhe bëhet shkak për zemërimin e Allahut me atë që e bën këtë.

(23) Allahu jua ka bërë haram martesën me nënat tuaja dhe paraardhëset e tyre, si nëna e nënës dhe gjyshja e saj -qoftë nga babai apo nga nëna, me vajzat tuaja dhe pasardhëset e tyre, pra, me vajzën e saj, vajzën e vajzës së saj, me vajzat e djalit dhe vajzat e vajzës dhe pasardhëset e tyre, me motrat tuaja, qofshin ato prej prindërve tuaj të përbashkët apo prej njërit prej tyre, me hallat tuaja dhe me hallat e baballarëve dhe të nënave tuaja dhe paraardhëset e tyre, me tezet tuaja, si dhe me tezet e nënave dhe të baballarëve tuaj dhe paraardhëset e tyre, me vajzat e vëllait dhe me vajzat e motrës dhe me fëmijët e tyre dhe pasardhëset e tyre, me mëndeshat tuaja, që ju kanë dhënë gji, si dhe me motrat tuaja që kanë pirë prej një gjiri me ju, me nënat e grave tuaja, me të cilat keni kryer ose nuk keni kryer ende, marrëdhënie intime, me vajzat e grave tuaja që i kanë me tjetërkënd përveç jush, të cilat në të shumtën e rasteve rriten dhe edukohen në shtëpitë tuaja, (por edhe nëse nuk edukohen tek ju, është rreptësisht e ndaluar), nëse ju keni kryer marrëdhënie intime me nënat e tyre, (por nëse nuk keni kryer ende marrëdhënie intime me nënat e tyre, atëherë nuk është problem për ju nëse kërkoni që -në vend të tyre të martoheni me vajzat e tyre). Për ju është haram që të martoheni me gratë e bijve tuaj, edhe nëse ata nuk kanë kryer marrëdhënie intime ende me to. Në këtë gjykim futen edhe gratë e bijve tuaj, që kanë pirë nga i njëjti gji (me fëmijët tuaj). Për ju është haram edhe martesa njëherësh me dy motra, prej gjaku apo edhe gjiri, (përjashtuar atë që ka ndodhur në kohën e xhahilijetit, injorancës para Islamit, sepse Allahu e ka falur të kaluarën. Vërtet që Allahu ua fal gjynahet robve të Vet dhe atyre që pendohen tek Ai. Në Synet (traditën profetike) vërtetohet se është haram edhe martesa njëherësh me një grua dhe hallën e saj apo me tezen e saj.

**Nga ajetet mësojmë:**

- Nëse një burrë kryen marrëdhënie intime me bashkëshorten, atëherë ajo e meriton mehrin e saj; kështu që atij nuk i lejohet që ta rimarrë apo që ta kërkojë më atë mehër, edhe nëse ai dëshiron që të divorcohet prej saj.
- Allahu i Lartësuar e ka bërë haram martesën me gratë e baballarëve. Ajo është një poshtërsi që e urren natyra e pastër njerëzore dhe çdo logjikë e shëndetshme.
- Allahu i Lartësuar na ka sqaruar me hollësi se me cilat gra lejohet martesa dhe me cilat është haram, qoftë për shkak të afërsisë nga gjaku, të afërsisë nga martesa, apo nga gjidhënia. Kjo në shenjë respektimi të nderit dhe moscenimin e tij.